# Arjan Th. Kallço

# Ëndrrat thyhen shpejt

## Tregime



BOTIMET ada

TABITA
Building Pathways For Progress

*Këtë libër ia dedikoj vëllait tim, Johan Kallço, masakruar barbarisht në ditët e mbrapshta të vitit ’97.*

Arjan Th. Kallço, autori

Vitet tash kanë mbetur pas,
edhe ditët janë tretur,
në atë mars të çmendur shqiptar
kur jeta dukej e pashpresë.
Nuk janë fantazma të pashpirt,
as kukulla të kurdisura skutave,
por copëza jete të këputura furtunash
të rrëmbyera me force, në këtë tokë,
në këtë vend të vjetër.
S'e kishte për besë shqiptari
që vllahun ta dergjte të vdekur,
ta kallte mizorisht në dhe'
ta shkelte amanetin e etërve.
Ti sot ke datëlindjen
e kjo fjalë do të mjaftonte
që jeta të gëzojë,
se po qe nevoja shpirtin tënd
do t'ia rrëmbej parajsës e
ta zbres këtu poshtë,
si pasqyrë ta kenë
ndërgjegjet e shpërbëra
ku të shohin vazhdimisht
fytyrën.

Arjan Th. Kallço

4 janar 2011

Për Fondacionin Tabita është kënaqësi e veçantë të japë kontributin e vet kur ka nisma të lavdërueshme që lidhen me kulturën dhe në këtë rast me botimin e librave. E kemi bërë këtë gjest, edhe pse modest, për faktin se letërsia është ajo fushë që me artin e saj të shkruar, të të shprehurit të mendimit, të reflektimit, të zhvillimit të historisë me personazhe që mbeten thellë në kujtesën tonë dhe emocionet në të cilat futet lexuesi, të japë mesazhe të fuqishme jete. Cilado qoftë ngjarja, e trishtueshme, e ka një mësim që njerëzit të mos bien pre' e gabimeve të pafund nëpër të cilat ka kaluar shoqëria; e gëzueshme apo e lumtur, përsëri e ka një mësim tjetër, që kur punohet me synime dhe ideale për të gjithë, secili ka mundësi që të gjejë pak ngrohtësi në gëzimet e bashkëqytetarëve apo bashkëkombasve të vetë. Pikërisht duke u nisur nga këto mesazhe kurajoje dhe shprese për një botë më të mirë, më të drejtë, me fytyrë gjithmonë sociale, menduam se projekti i Arjanit për librin e tij të ri, përputhet edhe me synimet e Fondacionit tonë. U bënë 8 vjet që nga krijimi i tij dhe gjithmonë kemi mbështetur, do të mbështetim dhe do të zbatojmë edhe në të ardhmen, projekte në ndihmë të komunitetit që nga edukimi shëndetsor, punësimi, uji dhe higjena, turizmi, arsimi dhe deri tek zhvillimi familjar. Kemi besimin se ky libër do të gjejë edhe mbështetjen tuaj, pasi temat që autori trajton janë më shumë se kurrë aktuale dhe prekin gati të gjitha shtresat e shoqërisë sonë të brishtë në këto 20 vitet e fundit.

Edison Rezhda
Drejtori i Fondacionit TABITA

# Sognare è vivere

È bello vedere infine raccolti in volume questi brevi racconti scritti da Arjan Th. Kallço in un arco non breve della sua intensa vita di poeta. Ed è curioso osservare come quel mondo di fugaci apparizioni e fertili suggestioni che è solito riempire le pagine dell'Arjan poeta, ricompaia qui quasi filtrato e rivissuto attraverso gli occhi ben aperti del fine narratore.

Perché quando un poeta decide di cambiare strumento, posando per un istante la lira per cimentarsi nelle strutture più lineari e consequenziali della narrazione, vuol dire che la poesia non gli è più sufficiente, che la misura costretta del verso non basta ad esprimere quel qualcosa che preme dall'interno e altro non chiede che d'esser trascritta sul foglio.

«Quello spirto guerrier ch'entro mi rugge», vorremmo dire, rubando un verso al Foscolo. Quel qualcosa d'ineffabile che brucia dentro e che allo stesso tempo consuma e tiene in vita l'animo sensibile del poeta.

Così, col cambiare del mezzo espressivo, cambiano anche i temi. Non più il sentimento del viag-

giare e la luce abbagliante di amori appena intravisti, non più l'aria tersa e immortale dei lidi greci e delle coste italiche, non più il verso mediterraneo e lussureggiante che tende la mano a Kavafis. Nella sua veste di narratore, Arjan Th. Kallço lascia un posto da protagonista al tema della morte, destino ineludibile di ogni essere animato o inanimato, ma allo stesso tempo necessario perché capace di dare una direzione e un senso alla precedente esistenza.

Nessuna poesia si chiude con la parola «fine». I racconti e i romanzi invece sì, e non sarebbero tali se non avessero un finale esaustivo, dove tutte le trame della vicenda concorrono a riunirsi in modo elegante e perfetto, illuminando a posteriori la precedente narrazione. Allo stesso modo la morte scrive il finale delle nostre vite, ora condannandole, ora impreziosendole, ora giustificandole, ora illuminandole della luce vividissima dei martiri e degli eroi. Come per il poeta Migjeni. Come per Ismail Qemali, padre dell'Albania moderna.

Se la vita è un sogno, e come ogni vita è destinata a finire, allora è vero che anche i sogni muoiono, anche i sogni hanno una fine. Ma proprio perché mortali, i sogni sono forse più simili alla materia di cui siam fatti noi poveri umani, che non allo spirito immortale degli dei. Che differenza c'è tra sogno e vita, se entrambi son destinati a finire? Sognare, dunque, è vivere.

Nella «Tragedia migeniana», dedicata al grande poeta albanese Millosh Gjergj Nikolla, noto come

Migjeni, un ragazzo muore ancor giovane di nessun'altra malattia se non della propria immensa miseria.

Nella «Storia del fiume che non c'è più» è un fiume, e non una persona, a morire, ma è grazie alla sua morte che cessano le ostilità tra le popolazioni che quel fiume un tempo divideva.

Nella «Tragedia shakespeariana albanese» un amore impossibile, stretto tra povertà e pregiudizi sociali, si conclude con la prematura fine del giovane protagonista.

«Il segreto che tiene sospesa la nostra storia» è la misteriosa morte di Ismail Qemali, eroe dell'indipendenza albanese, esule a Parigi e poi trattenuto dal re d'Italia a Perugia, dove si era recato per cercare supporto alla causa del popolo albanese. E proprio a Perugia, una sera, Ismail Quemali improvvisamente muore. Di un mai accertato arresto cardiaco.

Storie che nel loro ineluttabile dipanarsi lasciano un segno persistente nella mente del lettore. Storie che ci auguriamo di veder quanto prima tradotte in altre lingue e proposte ad un pubblico più ampio.

Pierangelo Filigheddu
UNIS, New York

# Tragjedi shekspiriane shqiptare

Ciao, shpirti im.

Të dua shumë. Të dua shumë dhe unë-u përgjigj vajza me zë të mekur dhe e puthi lehtë. Më duhet të kthehem në fshat sot, pasi do të mërziten më shumë të mitë. Le të mos e acarojmë më shumë gjendjen e tensionuar për ca kohë. Koha shëron çdo plagë, jo më pasaj ca inate të kota. Do të të telefonoj çdo natë për të dëgjuar zërin tënd të ëmbël.

Ende nuk jam nisur dhe e ndiej, që sa çlirohemi pas përqafimit, mungesën e syve të tua, e buzëve të tua, e përqafimit tënd, e ngrohtësisë së qënies tënde që ma drithëron trupin. Është më e fortë se unë. Do të desha të mos ndaheshim kurrë nga ky çast. Më bën tepër të lumtur. Natyra, fshati yt më duket më i bukur se zakonisht, pasi lulja që e hijeshon je ti - vazhdoi me një frymë djali, ndoshta dhe nga padurimi për t'u kthyer në shtëpi.

E dinte që po delironte, por nuk mund të largohej pa e qetësuar edhe vajzën. Dy vatra zjarri janë tepër në këtë moment.

Ndruhej se e para do ta digjte me të dashurit e

zemrës, me prindërit që i çmonte shumë edhe pse këto kohët e fundit jo gjithçka po shkonte fjollë. Nuk po arrinte t'ua mbushte mendjen se e dashuronte atë vajzë si asnjë tjetër në botë. Kot nuk thonë se dashuria ta bën mendjen furtunë. Të duket se koha vrapon me një ritëm të tillë që vështirë se mund ta kuptosh, se edhe kur forca të shterin, ripërtërihesh dhe lodhjen nuk e ndien. Të çlodhesh as që të shkon nëpër mend, por vetëm nxiton që të përfundosh sa më shpejt gjithçka, pasi më pas të pret në krahët e veta dashuria, ngrohtësia në çdo përqafim apo puthje. Për më tepër kur shenjat e lodhjes e dashura i vë re dhe e ul në një kënd dhe lehtas e ledhaton në flokët e tij të ashpërsuar nga pëlhuri i ngritur nga era në fushë.

E fërkon nëpër trupin e rraskapitur, por që nuk jepet. Ilaçi tashmë nuk mungon. E ku do gjente ilaç më të mirë. Një masazh të lehtë rreth qafës, shpatullat dhe lodhja ikte si me magji. I pëlqente ta kishte shpesh këtë trajtim që s'kishte të paguar. Mund t'ia bënte dhe ndonjë në shtëpi, por do të ishte thjesht një masazh i pajetë. Duart të duken si dara apo hekurishte që nuk transmetojnë asgjë. Ndërsa me shpirtin e tij binjak ishte krejt ndryshe. Mirënjohjes ndaj ledhatimit, kështu i dukej masazhi, mund edhe t'i përgjigjej aty, drejtpërdrejt, me delikatesë, bile dhe ta falenderonte. Jo, jo si nëpërmjet telefonit, por ballas, në një përzjerrje afshesh, fërkimesh dhe puthjesh. Vajza gjithësesi nuk do të ishte kundër.

Edhe asaj i mungonte kjo ngrohtësi kur nuk e kishte pranë, bile sapo hipte makinën dhe silueta e saj tretej në rrugën e zhveshur të një vendi të humbur ku i dukej se jeta kishte mbetur shumë pas. E transformuar në një rrudhë që gjithnjë po vyshkej, ndërsa vetë vajza ishte në moshën më të bukur. Nuk donte ta çonte dëm të sajën, prandaj e dashuruar siç ishte, edhe ëndrrat kishin filluar të lulëzonin të shumta dhe do t'i vinte keq sikur të mbeteshin iluzione. Dashuria ka një shije të mirë që duhet shijuar plotësisht, pikërisht nga momenti i lindjes e deri sa mbaron. Tek shqiptoi këtë fjalë, vajza ndieu në trup një dridhërimë. A mund të ketë fund një ndienjë e tillë që i ngjan një reaksioni atomik që fillon nga zemra dhe ndez çdo qelizë? Fundit nuk i dihet-tha disi e nervozuar.

As vetë ajo nuk e kuptonte këtë nervozizëm, që erdhi ashtu kot, papritur. Le ta jetojmë ditë pas dite këtë dashuri, pa fundin, do të rrojmë e ta shohim. Nuk ishte futur ndonjëherë në kaq të thella, pasi nuk kishte kohë të mendonte për më pas. Po mendonte vetëm çastin e lumtur që po përjetonte dhe ishte tepër e kënaqur. Çfarë mund t'i rezervonte jeta më shumë? Së shpejti do ta braktiste këtë vend të vogël për të ikur diku, por ende nuk e kishte të qartë se ku. Pse të mos i linte prindërit vetë dhe të bashkëjetonin larg, në një qytet ku paragjykimet nuk do të ishin pjesë e jetës së tyre? Të jetonin siç do dëshironin, pa pengesa ligjore si fejesa, martesa, familje. Jemi

ende të rinj për të menduar për martesë-mendoi. Të ikim, po ku do shkojmë? Pa punë, pa njeri që të na ndihmojë si fillim.

Tek mendonte këto gjëra përtypte një frikë të brendshme që po merrte udhë që nga gishtat e këmbëve e po ngjitej lart me një shpejtësi marramendëse. Në stomak i krijoji një boshllëk si të shilarëseve kur luante me shoqet, e vogël. Bëri disa hapa më tej dhe u ul mbi një stol prej druri në oborr. Kaloi duart në fytyrë me idenë se gjithçka do të largohej si me magji. Por ankthi ende nuk po davaritej. Të bëj ndonjë shëtitje deri tek qershitë rrëzë kodrës dhe ndoshta do të lehtësohem pak. Me këtë të ftohtë ndoshta nuk do të jetë më mirë, pasi të ndrydh trupin, ta mpin fytyrën dhe duart dhe më pas edhe shpirtin. Tek e fundit nga të ftohtit trupor dhe shpirtëror mpaket njeriu. Sa herë që i dashuri merrte rrugën e kthimit në shtëpi, të ftohtit e mbërthente edhe në stinë të tjera. Ishte një i ftohtë më i keq se i natyrës. Nëse e vinte poshtë, lamtumirë dashuri. E gjeti dhe një shkak të fundit të dashurisë dhe mërzia sikur po përparonte pandalshëm dhe pa kthim. Nuk do ta dëshironte kurrë që fjala fund të ishte motoja e saj e ditës. E torturonte shumë çdo ditë, derisa binte telefoni dhe caktonin takimin e rradhës, kur i dashuri kthehej tek ajo. Atëhere të ftohtët zgjohej dhe lëvizte, sikur të kishte ardhur pranvera. Optimizmi e përfshinte tërësisht, humori ndryshonte, fytyra i merrte një çehre tjetër.

Gdhihej e gëzuar. E merrte ditën me këngë. Punët në shtëpi i përfundoi me një frymë. Çfarë force e paimagjinueshme, dashuria! Deri më tash asnjë ndienjë tjetër nuk e kishte realizuar këtë mrekulli. Asnjë ndienjë tjetër nuk ia sillte këtë optimizëm. I dukej vetja si një zog me krahë që erën e ka nga vetja dhe qielli ishte hapësira ku liria merrte udhë. Por edhe si flutur tekanjoze që argëtohej nën rrezet e një dielli të zbehtë për shkak të temperaturave.

Po shkonte ora e takimit, ndaj duhej të bëhej gati. Pasi u la, mori kutinë e trukut dhe u ul para pasqyrës në dhomën e saj. Duhej të bënte pak makiazh në fytyrë, të fshihte pas pluhurit magjik ndonjë shenjë të pagjumësisë apo ankthit të pritjes. Bukuria ka përmbysur perandori e jo më zemrën e një djali. Por i ndruhej edhe ftohjes nga ana e të dashurit, ndaj sikur të ndryshonte për ta mbajtur në tension joshjen nuk do të ishte keq. Kishte lexuar që femrat i zotërojnë mirë teknikat e seduksionit, fjalë që nuk e kishte kuptuar kur e kishte lexuar, prandaj dhe me trupin apo shikimin ua prishin mendjen meshkujve. Është një lojë që bëhet më intriguese kur edhe mashkulli i përgjigjet ftesës. Loja merr jetë dhe në pak orë apo ditë, bëhet një vorbull që në të shumtën e rasteve të çon në parajsë. Ndonjë shoqe i kishte rrefyer mëkatin e seduksionit.

Doli nga shtëpia dhe rendi për tek vendi i takimit. Minutat po rendnin dhe nuk e shpjegonte dot. Nuk kishte ndodhur kurrë që të vonohej. Edhe sikur të

vonohej do ta kishte bërë një telefonatë më parë. Do pres edhe disa çaste dhe do t'i dërgoj një zile në celular. Çastet fluturuan dhe nxori celularin që t'i dërgonte një zile.

Zilja binte, por askush nuk përgjigjej. Provoi përsëri të telefononte, por ende i dashuri nuk po e ngrinte celularin. Çfarë të ketë ndodhur vallë? Mos ndoshta rrugës ka pësuar gjë? Ia mori vrapit përsëri dhe u kthye në shtëpi. Hyri në kuzhinë dhe ndezi televizorin. Po të kishte ndodhur ndonjë aksident, do ta merrte vesh menjëherë. Titrat po rrëshqisnin njëri pas tjetrit, por nuk po lexonte as fjalën aksident, as emrin e të dashurit. Në mendje po i vërtiteshin të gjitha mendimet që disa orë më parë ia kishin pushtuar mendjen. Të ishte në mes ndonjë tjetër dhe më të donte vetëm të kalonte kohën? Po ndiente që tani ankthi dhe xhelozia po e përpinin me gjithë rroba.

Në horizont po shfaqej hija e fundit, fjalë e mallkuar që do ta kishte zhdukur nga fjalori, nëse do të kishte mundësi. Qetësia po ia linte vendin nervozizmit të paparë. Dhe ta mendosh që deri më tash nuk e kishte provuar kaq rëndë xhelozinë. Telefoni binte, por pa përgjigje. Përse nuk përgjigjet, xhanëm? Edhe sikur të jetë në mes ndonjë tjetër, të ketë guximin dhe të ma thotë-mendoi. Minutat kalonin pa asnjë lajm.

Papritur seç i kapi syri një kob në ekranin mes titrave. Gjendet i varur një i ri 23 vjeçar. Po lutej që

të mos lexonte emrin e tij. Si për inat edhe titrat po vonoheshin. Mezi priste ta mësonte emrin. Nuk po i durohej më. Endej nëpër dhomë me sytë e fiksuar nga televizori. Frikës që i ndruhej, po ia mpinte trupin dhe nuk po qëndronte dot në këmbë. Iu duk se filmi i jetës së saj mbaroi dhe fjala fund u shkrua pa mëshirë në ekran. U rrëzua në dysheme para televizorit.

## Tragjedi migjeniane

Djaloshi po kthehej nga shkolla tejet i mërzitur, me kokën ulur poshtë nga turpi. Kishte filluar të qante me dënesë sapo doli nga shkolla, i prekur nga ndjenja e turpit që e kishte kapur kur hyri në klasë në mëngjes. I shihte shokët dhe shoqet që qeshnin, luanin, kur ishte pushimi hanin merendina, tregonin për rrobat e reja që prindërit ua kishin blerë në prag festash. E kanë të drejtën të gëzohen, kur diçka e re mbush jetën e tyre të njomë. Dëshirat janë të shumta dhe të pafundme, por jo të gjithë prindërit mund t'i realizojnë. Ca janë të kamur dhe ua plotësojnë tekat fëmijëve të tyre, të tjerë mezi mbushin barkun me bukë nga varfëria. Por para gëzimit të fëmijëve edhe më të varfërit nuk do të kursenin asgjë për fëmijët. E di që krevatin e tij të vogël, lënë rrëmujë, nuk do ta gjejë ashtu, pasi nëna e rregullon menjëherë sapo djali merr rrugën për në shkollë. Nuk ka kohë ta sistemojë vetë, pasi ngrihet pak vonë nga lodhja e një dite më parë. Nuk i happen dot sytë. Kur kthehet çdo ditë nga shkolla, dy bagëti që ka, i çon në kullotë derisa erret. Edhe këtë ditë, u la shpejt e shpejt,

hëngri një fetë bukë dhe me vrap se mos vonohej në shkollë. Kur i afrohet asaj, pret që të hyjnë të gjithë nxënësit dhe më pas hyn vetë nga frika se mos e qeshin apo shpotitin shokët e klasës. Rrobat e tij herë me baltë, herë me jeshil, për shkak të baltës apo barit të lagur, kur rrëshqet nëpër skarpate mbi shtëpinë e re, të ngritur me aq shumë sakrifica. Prej pak kohësh janë banorë të kësaj zone informale ku mungon gjithçka: rrugët me asfalt, dritat në anët e tyre, oborret e kujdesuar në shtëpi me rrugica me gurë të vegjël apo të shtruara me çimento, pemët, lulet.

Çfarë t'i bësh varfërisë që po i mbyste ngadalë në fshatin e tyre të largët verior mes natyrës së bukur dhe të egër. Nuk mund të prisnin më, të gjithë e kishin braktisur fshatin dhe ishin zhvendosur drejt kryeqytetit me shpresën për një jetë më të mirë. Kot nuk thonë afër detit afër mbretit. A do të kishte pak bollëk edhe për ta? Me vështirësi po mundoheshin të rregullonin jetën e tyre. Jo gjithmonë, kur braktis të vjetrën për të renë, punët shkojnë vaj. Mbreti bën dallim midis bijve të vet dhe nuk i trajton njëlloj. E mirëprësin me dashuri, me lule dhe këngë, e duartrokasin kur bën ndonjë vizitë sapër të kaluar rradhën. Premtimi i radhës se gjithçka do të bëhet formale dhe se do të ketë rrugë, drita, punë, harrohet si me magji, sapo dalin në asfalt dhe kujtohen kur të vijnë zgjedhjet e ardhshme. Njerëzit presin dhe presin pafund, por pas kaq vitesh, ende

ëndrrat për një mirëqënie dinjtoze janë larg. Shohin që buzë rrugës ku ndodhet shtëpia e tij, kamja nuk ndalet, nuk troket në dyert e tyre, por rend me shpejtësi skëterrë tutje, atje ku ngrihen dhe gatuhen pushtetet. Nuk pyesin për varfërinë që çdo ditë troket dyerve të njerëzve të mjerë, bile e përqeshin me një sarkazmë therrëse që ua shpon shpirtin prindërve, kur mirëqënia mbetet mollë e ndalueme.

Teksa shfaqet në derën e shtëpisë, i mërzitur, me lotët që i pushtojnë faqet, i afrohet nëna për ta qetësuar. Çfarë ke, shpirtit i mamit?-e pyet nëna e shqetësuar. Përse po qan? Mendonte se kishte marrë ndonjë notë pakaluese dhe i vinte turp para prindërve.

Ke marrë ndonjë katër? Mos u mërzit se nuk është ndonjë qamet i madh. Herën tjetër mëso më mirë dhe merr një notë më të mirë. Eja, mos qaj. Eja se dreka është gati. Kur përmendi fjalën dreka, nëna u drodh disi në trup, pasi e dinte se çfarë kishte gatuar. Eja, ha drekë, shpëlodhu, sepse do të çosh bagëtinë në kullotë, sipër kodrave derisa të trokasë nata. E vuri re se rrobat me të cilat e dërgonte në shkollë ishin të papërshtatshme; bluza dalë boje, pantallonat e grisura, çizmulkat e çara në majë.

Eh, moj, varfëri. T'u shoftë fara e mos pafsh hajër!-psherëtiu. Kjo skenë po përsëritej rëndom dita ditës. Djali, disi i qetësuar, i lehtësuar nga fjalët edhe pse pa vend të nënës, hyri në dhomën e tij, hodhi çantën në shenjë zemërimi dhe shkoi të lante duart. Në kuzhinën ende të papërfunduar, u ul në tryezë

dhe më pas, sa hap e mbyll sytë, e përpiu pjatën që heshtur qëndronte mbi të. I krijoi një ndjenjë jo të mirë pjata bosh, pasi kur zbrazëtia zgjat për shumë kohë dhe nuk ke mundësi ta mbushësh, t'i flak tutje dëshirat për ta boshuar me qejf dhe kënaqësi. Kënaqësi – mendoi-fjalë që nuk ia kishte parë ndonjëherë hajrin, ashtu siç do të kishte dëshirë ai, pa shumë pretendime. Por këto gjëra nuk i kishte menduar asnjëherë dhe as që nuk i kuptonte, por e ndiente se zbrazëtia po ia hante shpirtin, po ia prishte gjithnjë e më shumë humorin. Tek shihte që të gjithë shokët që gëzonin, mendonte: a do ta kishte ndonjëherë këtë fat? Vuri bagëtinë para dhe mori përpjetë, por këmbët nuk i bënin. E kishte kuptuar disa kohë më parë teksa rrinte e vështronte makinat që kalonin. Në fillim si një gëzim fëminor që shihte gjëra të reja, por më pas me një sy tjetër, si një e drejtë vetëm e atyre që kalonin aty, para tij. U kthye në shtëpi, kur nata kishte mbuluar tashmë horizontin. I shoqëroi në haurin aty prapa shtëpisë dhe pasi u la në çezmën përjashta, hoqi këpucët e hapura përfundi dhe plot baltë, pantallonat e grisura dhe të ndotura. Shtangu sikur ta kishte trembur diçka e llahtarshme, sikur t'ia kishte zënë rrugën ndonjë përbindësh dhe po i afrohej që ta kullufiste. U kujtua se nesër do të shkonte përsëri në shkollë dhe vrapoi të shihte pantallonat me të cilat shkonte në mëngjes. Të grisura dhe të hedhura mbi karrike qëndronin aty, si shenja e hidhur e varfërisë

ekstreme. Sa turp-tha me zë të ulët. U shtri dhe filloi përsëri të qante. Këtë rradhë edhe me zë të lartë që prindërit ta dëgjonin.

Zemra e nënës e ndjeu se diçka po i këputej brenda saj. Nuk po i dilte nga mendja i biri kur u kthye në shtëpi. Nuk e kuptonte dot se çfarë po i ndodhte të birit dhe që çdo ditë ia lexonte mërzitjen në sytë e tij. Të çuditshëm këta fëmijët e sotëm! – belbëzoi duke rënkuar. U vjen turp edhe për një notë pakaluese. Tek e fundit nuk është as i pari as i fundit që merr të tilla. Gjetkë i shkonte mendja. Intuita dhe instikti i nënës që i sjell në jetë nuk gabon kollaj. Po i ndodhte ndonjë gjë, përderisa nuk shprehej. E qara vazhdonte që prej disa minutash dhe nëna kur e dëgjoi më të qartë, la çdo punë dhe u drejtua për tek dhoma e të birit. Po ecte lehtë në majë të gishtave. Derën nuk do ta hapte me vrull, që të mos e trembte. E kishte peshuar mirë se do ta sqaronte këtë trishtim të të birit. E qara sikur nuk po ndihej më. Jo, jo, nuk po i bënin veshët. Shyqyr-i doli fjala nga goja padashje dhe disi u lehtësua nga kjo heshtje. Sa do të donte që ta shihte të lumtur dhe të gëzuar! Si çdo nënë, do të bënte të pamundurën. Por çfarë t'i bësh varfërisë se! Uli kokën e zënë në faj dhe u ndal para derës. E hapi ngadalë që të mos e shqetësonte. Zgjati kokën për të parë të birin. Nuk ishte mbi shtrat. Ku të kishte shkuar vallë? Hyri brenda dhe sikur pamja ta kishte qëlluar më keq se një plumb, u këput mbi dysheme dhe zuri kokën me dorë, ulëriti. Jehona u shpërnda e

thatë përreth. U ngrit, e mblodhi toruan dhe shkoi ta ndihmonte të birin. I fliste me emër, e shkundte që të jepte një shenjë jete. Asnjë përgjigje nuk mori. E kuptoi se nuk mund ta shqetësonte dot më kurrë. Rrotulloi kokën nëpër dhomë, për të gjetur ndonjë send që ta ndihmonte për ta ulur poshtë në krevat. Vështrimi u ndal i fiksuar tek karrikja. Mbi të qëndronin pantallonat e grisura të djalit dhe bluza e dalë boje.

# Jetën nuk ia kemi borxh askujt

Alo, alo, bir, ku ndodhesh?
Çfarë ka moj nënë? Më dukesh shumë e shqetësuar?

Eja shpejt në shtëpi se nuk kemi lajme të mira. Çfarë ka ndodhur nënë? Kush? Në Tiranë ka ndodhur gjëma. Janë përleshur demonstruesit me ruajtësit e rendit. I ka ndodhur gjë babait? Nga ana tjetër telefoni filloi të bënte bip...bip. La punën që kishte në duar dhe pa u menduar shumë, doli nga dera si i marrë dhe mori rrugën e shtëpisë. Shqetësimi ia veshi krejtësisht sytë, gati ia verboi pamjen aq sa nuk shihte se ku po e hidhte hapin. Ecte, por i dukej se një fuqi e paparë e mbante të lidhur fort, e tërhiqte prapa dhe nuk arrinte t'i shkëputej. Një përleshje ndryshe e tija, në heshtje me imazhet e një përbindëshi që as që nuk po ia lehtësonte ankthin. Bënte të ecte, por gjithmonë i dukej se ishte po aty, i ngjitur pas tokës dhe që nuk lëvizte dot. Do të jetë përleshur dhe do të ketë marrë ndonjë goditje me shkop diku dhe ndoshta tani ndodhet në spital - mendoi sa hap e mbyll sytë tek përpiqej që ta zgjidhte atë litar, që

ende po e mbante të lidhur fort pas idesë së pengesës. Këto lloj ndjenjash janë dominuese sa herë që njeriu kapet i papërgatitur nga lajme të dhimbshme. Ose janë një lloj aluçinacioni që krijohet në shpirt dhe që kur shoqërohen mes tyre, truri është gjithmonë subjekt i prekur nga gjurmët që memoria lë në të, krijojnë një cocktail vrasës. Ose do të ketë marrë ndonjë plagë nga të shtënat e pakontrolluara, një plumb qorr, sapo përmendi fjalën plumb, drithërima të ethshme ia përshkuan trupin, që ka dalë nga ndonjë armë. Ia dinte mire hilen këtyre plumbave, pasi kush e di sa herë i kishin folur për ngjarje të rënda pas «stërvitjes» së madhe shqiptare në vitin '97, që varrosi një herë e mire qetësinë e fituar në vite. Kishte qënë vetë i pranishëm në ndonjë rast, kur armët u dukeshin lodra në duart e shokëve, por që mrekullia nuk kishte sjellë tragjedi.

Hapat po bëheshin edhe më të shpejta, sigurisht jashtë çdo perceptimi njerëzor, i dukej se po fluturonte e megjithatë dora e zezë e pakonceptueshme, vazhdonte ta mbante të lidhur pas vetes. I shkëputej vjedhurazi, duke ia lënë në dorë fillin dhe një lloj lehtësimi ia rigjeneronte forcat, por sapo hidhte hapin e madh të parë, tentakulat e rroknin edhe më fort pas trupit. Ah, po të kisha një thikë me vete – thoshte – do t'ia tregoja qefin mirë! Ishte një dialog midis dy forcash që duhej patjetër të ishin në duel në çdo kohë. Më shumë ishte një monolog deliri, kllapie.

Dreq o punë, kur kërkon që të mbërrish më shpejt diku, koha nuk kalon, rruga nuk merr fund. A thua se dëshiron të të parapërgatitë nga ndonjë lloj humbje ndienjash të papritura para skenave të dhimbshme? Mendimet e kishin përpirë të gjithin dhe nuk po dinte më se çfarë të mendonte. Po sikur situata të jetë më e rëndë sesa telefonata? – edhe pse nuk do ta deshte kurrë një gjë të tillë – mendimi doli natyrshëm pa ndonjë siklet. Njerëz jemi dhe duhet të jemi të përgatitur para çdo ndodhie – e mbylli këtë përleshje të vështirë me veten.

Po sikur të ketë ndodhur vërtet? Iu duk se nga çasti në çast do të binte përtokë. Edhe disa hapa – tha – dhe do të rrëzohem. Nuk kam më fuqi të vrapoj. Një shëmbëlltyrë që i ngjante një imazhi që kishte lidhje me babain, sikur ia preu krejtësisht forcat. Po binte. Këpuca goditi diku një gur dhe rrëzimi ishte i pashmangshëm. Tashmë jetonte mes imazhesh të pakuptueshme: i dukej se ndodhej në një rrugë ku nuk mund ta dëgjonte njeri dhe diku në bulevardin e Tiranës mes mijëra njerëzish që nga krismat nuk dinit nga t'ia mbanin. Vraponin në një rrëmujë imazhesh që zorr se mund të përshkruhen më.

Po babai im ku është? Baba – ku je? A e keni pare babain tim?

Askush nuk përgjigjej. Turma shtyhej dhe mes tyre kishte që rendnin tek njerëzit, që duket se kishin nevojë për ndihmë.

Hapi sytë dhe e pa veten të shtrirë në rrugë. I dha forca vetes dhe u ngrit në këmbë.

Jepi forca, bir, i dukej se zëri i të atit ishte aty me të. Ndjenjat e mëparshme të pengesës e kishin braktisur dhe ndihej i lirë. Vrapoi me sa fuqi që kishte në shpirt dhe pas disa minutash u gjend tek pragu i shtëpisë. Brenda kishte pllakosur shamata, pasi lajmet ishin ende konfuze. Thirrje që dilnin nga shpirti i shqetësuar ishin një lloj hajmalie që dukej se largonte tragjedinë. Si ndodhi? Kush ju tha? Si është? – ishin pyetjet e para që nxitimithi dolën nga goja e djalit. As vetë nuk e kuptonte këtë furtunë pyetjesh që askush nuk po e përballonte dot, pasi ndër kohë kishin mbërritur dhe të afërm të tjerë. Le të ruajmë qetësinë, të ruajmë qetësinë! – ishin shprehjet që dilnin me një farë nervozizmi të kuptueshëm. Por të gjithë e dinin se ishte një fjalë goje. Pjesëtarët e familjes nuk i nxinte vendi. Kush kishte mbuluar fytyrën me duar, kush shkulte flokët nga zemërimi, të tjerë e kishin futur kokën ndër duar dhe dhimbja i kishte demoralizuar. Diku në kuzhinë një zile telefoni, prishi pamjen tronditëse dhe të gjithë rendën për të kuptuar se çfarë kishte ndodhur.

Po ju lajmërojmë se i dashuri juaj u nda nga jeta, pasi u qëllua me një plumb, por në këtë katraurë nuk është e qartë ngjarja. Pranoni ngushëllimet tona më të sinqerta. Tashmë tronditja i kaloi përmasat e veta dhe në pak çaste u shndërrua në gjëmë. Gratë

filluan kujen dhe të qarat sipas zakonit, ndërsa burrat mundoheshin t'i ngushëllonin fëmijët që nga ai moment ishin jetimë. Nuk ka ngushëllim që të mund të lehtësojë dashurinë e fëmijëve për prindërit, veçanërisht kur vdekja vjen kështu, e papritur, si pasojë e një proteste në kërkim të dinjitetit të humbur të njeriut. Po tani ç'të bëjmë? Si do vejë halli ynë? Si ta përcjellim këtë gjëmë?

Gratë po përgatitnin shtëpinë, duke shtruar dhomat dhe korridoret për mort, ndërsa burrat kujdeseshin që të vendosnin karriket, ndonjë tavolinë në qendër dhe cigaret për miqtë që do të vinin për ngushëllim. Gjithçka duhej të ishte gati që t'i bëheshin të gjitha nderet e ceremonisë mortore. Bardhoshi nuk përmbahej dot, nga marrazi sa nuk po i plaste zemra. Lotët ishin i vetmi shpëtim që ia lehtësonte shpirtin, një lloj ngushëllimi që të mos binte në depresion të thellë. Dhimbja është gracka e parë e këtij xhindi që ta zbraz gjithë botën nga kënaqësitë e jetës. Ndoshta këto gjëra nuk i dinte, se nuk i kishte provuar, por i ndruhej shumë një emotiviteti të tillë. Vdekja ishte një fjalë që i kallte frikë, por kurrë nuk e kishte menduar që frika t'i afrohej kaq afër dhe ta prekte thellë. Ishte një lloj prove për ta kuptuar se këto janë ligjet e jetës me të cilën herët a vonë do të përballej, prandaj duhej ta hidhte tutje këtë ndjenjë. E njihte mirë veten dhe nuk ishte kaq i sigurtë për këtë. I ndruhej shumë kësaj dobësie që shumë herë e kishte mposhtur.

Para disa ditësh ia kishte dalë mbanë që ta vinte ndër këmbë këtë dobësi. Babai i tij kishte qënë një mbështetje e padiskutueshme në këto oshilacione, pasi jeta e kishte vënë para provave edhe më të vështira. I kujtohej historia e babait të tij që shpesh e pasuronte me ngjarje nga jeta, me momente të paharrueshme, por sigurisht jo të gjitha të bukura.

Të nesërmen e sollën nga Tirana në shtëpi dhe u kryen të gjitha ritet që parashikojnë zakonet shqiptare. Erdhën miqtë, e qanë; erdhën dhe armiqtë, hasmi i veshur me pushtet që nuk e mbajti dot dorën vrastare, por në vesh i tingëllonte thënia: të vrasin natën dhe të qajnë ditën. Por nuk mund të sillej njëlloj si ai në shtëpinë e tij, në konakun e tyre, pasi shqiptari nuk pritet në besë e këtë mençuri nuk duhej ta linte pasdore. Ditët kalonin dhe ende nuk kishte asnjë përgjegjësi konkrete të dilemës së vrasjes.

Çuditeshe me faqet e pafund të gazetave që në ditët e pasmortjes merreshin me këtë proces, por preferonte që të mos i lexonte. Edhe intervistave që u kërkonin gazetarët, nuk kishte dëshirë që të fliste shumë. Më mirë që të presim drejtësinë që ta thotë fjalën e vet – përgjigjej me shpresën që një ditë do të mbërrinte. Kishte një lloj besimi skeptik që nuk e linte të qetë, pasi ishin ngatërruar punët shumë. Në mes ishte përzjerrë politika dhe akuza dhe kundërakuza ishin në rend të ditës. Si ka mundësi që shteti të jetë kaq indiferent ndaj jetës së një njeriu dhe për më tepër në qendër të Shqipërisë? Kjo pyetje

e mundonte jashtë mase, por ia shtonte trishtimin më shumë edhe pse nuk kishte se çfarë t'u thoshte miqve të shumtë që e pyesnin çdo ditë. Ende nuk kemi ndonjë përgjigje të saktë – thoshte i ndrojtur. Brenda vetes po e shikonte se i mungonte qetësia dhe fjalët e të atit.

Ditët ishin të vështira, pasi nëna, që vetëm lotonte, kishte humbur njeriun e jetës dhe në këtë botë të egër pa shtyllën e shtëpisë do të ishte e pamundur. Netët i ngjanin një skëterre të vërtetë, saqë mezi priste të gdhihej. Nuk flinte pothuaj fare. Depresioni po e mbulonte të gjithin dhe tashmë nuk kishte fuqi që ta mposhtte i vetëm. Mendoi që ta provonte me ilaçe, por ishte e kotë. Shpirti i tij nuk gjente paqe në përleshjet e pafund me ankthin, me ndjenjën e rebelimit, por që shtypej dhunshëm nga frika e ndonjë ndëshkimi, pasi i ati dhe të gjithë protestuesit po konsideroheshin si irredentistë apo komplotistë ndaj shtetit. Provoi që ta mbyste trishtimin edhe me ndonjë gotë raki, ngushëlluesi i sa e sa rasteve, por edhe ky marifet nuk pati shërim. Ditët dukeshin netë, netët, ditë. Në mendje po i përvijohej akti i dorëzimit pa kushte para jetës. Ç'më duhet më një jetë e tillë? Errësira do ta mbulojë vrasjen dhe unë nuk do ta mësoj kurrë të vërtetën – rrihnin në mendjen e tij pambarim. Më mirë po dal që të bëj një shëtitje, e dinte se e gënjeu veten, pasi e kishte vendosur në zemër dhe mendje vetëflijimin. Doli pa i përshëndetur njerëzit që ndodheshin në

shtëpi, kapërceu pragun që nuk do ta shihte më, e hodhi hapin të vendosur dhe u habit që siguria këtë rradhë ishte burrërore. Edhe mund ta mundtte tani dobësinë dhe gati kthehu rrugën për në shtëpi. Në mendje kishte të atin që i jepte kurajo: Mos u dorëzo bir! Jeto edhe për mua! Ah, sikur të ishte dikush aty që vetëm t'i thoshte një fjalë, një fjalë të vetme, ta merrte me vete, apo t'i ofronte edhe një kafe, vetëm të mos e linte vetë dhe do t'ia kishte dalë mbanë. U rrotullua 360 gradë për të parë nëse dikush gjendej përreth, që ta thërriste në emër. Nuk dëgjoi asnjë zë që ta ndalte. Bota u zhyt e gjitha në errësirë dhe nuk dukej më asnjë dritë ndezur. Errësira e jashtme, menjëherë u transmetua pa më të voglin dyshim në shpirt, më pas në mendje. Bota u bë tepër e vogël, e mbledhur e gjitha në një lëmsh sa një bojë njeriu, hija që lëshonte boja e tij, ishte një botë tjetër, u përmbus zhurmshëm. U mblodh kruspull dhe i dha lamtumirën jetës me shikimin drejt qiellit, i vetmi shteg që në atë moment u ndriçua, si një projektor që ia kishte përcaktuar destinacionin, në pritje të udhëtimit që do ta çonte tek i ati.

Pranverë 2011

# Historia e lumit që nuk jeton më

Rrëzë malit të Moravës, shtrihet një qytet i vogël që në agimet e shekullit të kaluar, mburrej me një të tashme që lulëzonte nën shkëlqimin dritave të para të progresit dhe me besimin ndaj një të ardhme largpamëse tepër premtuese, por që me troktitjen e qytetërimit të ri të tipit perëndimor, duket më i prapambetur se më parë, sepse e harruan dhe njerëzit që deri dje e bënë idhull të qytetërimit. Hall i madh i ka zënë, se vetë njerëzit po harrojnë vetveten, nën petkun e traditës së dikurshme. Dikur në qendër të tij, mburrjet për të kishin marrë dhenë e këmbanat dëgjoheshin deri në Parisin e largët dhe ziliqar që e kishte një simotër, rridhte një lumë që e ndante qytetin në dy pjesë, jugore dhe veriore. Ndoshta lumi e bëntë më të bukur, duke i dhënë një pamje magjepse gjatë stinëve apo mbrëmjeve nën dritën e praruar të hënës, nëse koha ishte e qetë në ditët me diell, por kur dimri, që e mbështillte në një dare shtrënguese që ta merrte frymën, shfaqte natyrën e tij të mirë. Një lumë i vogël, thjesht një simbol i lëvizjes universale të elementëve të lëmshit

që e mbështjell rruzullin, por që në ditët e sotme nuk ekziston më. Herë zbriste zhurmshëm, herë romantik nga malet dhe përshkuante rrugën e tij disi të shkurtër, pak km, derisa derdhej në një lumë më të madh në mes të fushës pjellore. Uji shkon tek uji, edhe sikur gjarpërimet t'ia zgjatin pak më shumë pamjen.

Njerëzit në të dyja anët shëtisnin gjithmonë që të relaksoheshin dhe lehtësonin plagët e varfërisë, që si kudo nëpër botë, turrej mbi rrugët dhe rrugicat ku i takoje në çdo ditë të perëndisë. Dikur një varfëri e trishtuar nga mungesa e bukës, nga të ftohtit acar, pasi edhe dru nuk kishte për të gjithë. Dikur e trishtë, sepse ndonjëherë mbërrinte si me shiringë pak mirësi nga qielli dhe shumë shuanin urinë e madhe që i pllakoste, por vetëm për disa çaste. Dikur njerëz të varfër, por edhe të gëzuar, sepse kishte ndonjë ditë kur festonin karnavalet, në një marrëzi të përbashkët tek derdheshin në rrugë që t'i shpotisnin të kamurit, por pa harruar që të shpotiteshin edhe mes tyre, nga pafuqia për ta ndryshuar botën e ndytë; të ndiznin zjarret ditën e fundit të shkurtit si shenjë e lajmit të pranverës dhe kështu me rradhë të gjitha festat gjatë vitit. Në djall vaftë varfëria për një ditë. Gjithçka mund të ndodhë kur troket mbrëmja dhe të maskuar parakalojnë në rrugë, këndojnë, gëzojnë dhe dehen deri në mëngjes. Ndoshta festonte vetëm pjesa veriore, sepse traditat ishin tradita dhe karnavalet tregonin fundin e një

stine, jo krejtësisht, të një dimri ashpërsisht të pamëshirshëm. Lumi ishte një lloj vije ndarjesh mes dy feve të ndryshme që dominonin atë pak jetë, që diku në një rrip toke buzë detit Adriatik, përpiqej ta thoshte zërin e vet në një Europë shurdhe, dhe vetë lumi i zemëruar dhe i heshtur, i përshkonte ato minuta deri në grykëderdhje.

Aty zemërimi, me hir apo pahir, duhej të mbaronte. Ky ishte fati i tij dhe dimensionet ia prisnin hovin. Kur qëllonte i zemëruar, bënte ndonjë shaka të mbrapshtë, duke i përmbytur të gjitha rrugët afër në të dy anët, pas rreshjeve të mëdha, vrulli i papërmbajtur shpërthente në shtratin e vet në zbritje, por përfundonte shpejt, si një shi vere, nga vetë pjerrësia në lumin e madh. Netëve të nxehta rridhte i qetë, pa shumë shqetësime për veten dhe njerëzit që ia njihnin tekat. Gati e injoronin, sepse, nuk u ngjallte frikë, por argëtoheshin, duke soditur me orë të tëra nga urat, pa e kapërcyer plotësisht, në anët si një moment refleksioni dhe largimi nga realiteti. Ndonjë poet apo shkrimtar fliste me të, në një bisedë të heshtur apo vetëm me monologje, pa asnjë reagim, apo përpiqej ta nxehte që të nxirrte të gjithë inatin e grumbulluar brenda, duke parë se ëndrrat u ngjanin më shumë se kurrë iluzioneve. E kishin inatin me botën që nuk arrinte t’u jepte të gjithëve një mundësi, për një jetë për të qënë pas luftës. E kishin me fatin e mbrapshtë që i kishte detyruar të gjithë që të përkulnin kokën, sepse ishin të vetëm përballë saj.

E kishin me bashkëqytetarët, sepse silleshin si padronë të këqij ndaj vendit të vet. Dhe buzë lumit derdhnin kile e kile boje mbi fletët e bardha të fletoreve të zhubrosura ngaqë i mbanin gjithmonë me vete në xhepa. Aty ishte shiprti i tyre, zemra që lëngonte, mendimet që shpesh mbeteshin vetëm në letër, në një lloj peshtafi që i ndruhej frikës. Dhe uji rridhte dhe dukej se nuk i kushtonte vëmendje kësaj skene, meqë nuk ishte detyra e tij që t'u diktonte ligje njerëzve të qytetit. Duhej vetëm të rridhte tutje. Ndoshta ndiheshin fatlumë që e kishin mes tyre, sepse edhe mund t'ia kishin ndryshuar rrjedhën, ta devijonin prurjen dhe në ditët e sotme do të rrëshqishte në një shtrat tjetër. Kënaqej me këtë mirësi hyjnore që e lejonte të mos mërzitej dhe mos vuante nga vetmia mes fushave dhe në periferi. Kishte parë shumë gjëra në jetën e tij: djem në verë që kërkonin freski, meqë liqeni ishte larg; gra që lanin qilimat dhe kuvertat prej leshi, pas një vjeshte të përbaltur dhe dimër vetvrasës, pasi pas muajsh tymi nga vatrat, çdo qoshe shtëpie ishte nxirrë dhe binte erë; në mbrëmje ndonjë qerratuc derdhte lëngje apo mbetje të dëmshme, i sigurtë se do të përfundonin në lumin mëmë dhe më pas kush e di deri në det dhe s'do të kishte më asnjë shenjë; ndonjë i dehur që pshurrte si protestë ndaj mungesës së banjove publike. Kishte parë të mirë dhe të ligj që t'i kanoseshin atij, t'i lëshonin gurë dhe baltë, bomba dhe eksplozive që e shqetësuan jo pak në

jetë. Kishte parë edhe turpin e një qytetit të ndarë mes dy feudeve, pavarësisht se ishin shqiptarë. Kjo ishte njolla që nuk ia falte qytetit. Për vite me rradhë njerëzit shtireshin sikur nuk e shihnin, verbëria e shtirur është më e keqe se vetë verbëria e lindur, bile më e keqe se kur është e fjetur, përkundrazi ishte shndërruar në një rutinë tabu' e paprekshme dhe askush nuk guxonte ta shkelte. E kishin pranuar në heshtje atë ligj të pashkruar dhe, o zot, po të guxoje të flisje për të. E konsideronin shenjë krenarie dhe progresi mes dy brigjeve të lumit ose më mirë një lloj gare se kush ishte më i përparuar dhe i ditur. Nga njëra anë dëgjohej zëri i imamit në mëngjes herët, kur njerëzit ende flinin dhe tingullin e këmbanave kur dielli sapo kishte lindur, ose ishte gati të shfaqej madhështor, vetëdije që kandilat tymues edhe mund të fikeshin. Por nuk e kuptonte përse njerëzit ende ishin të ndarë dhe ndihej fajtor për këtë. Lutej shumë, por zoti vetëm heshtte. Nuk mund ta kuptonte dhe të pajtohej me budallallëkun e njerëzve, apo meqë ishte krejt i braktisur nga të gjithë, shtirja është maska më e dukshme e botës sonë dhe që gjithmonë e ka shoqëruar atë që nga fillesat, mundohej të qeshte pak, duke parë sesi njerëzit bënin sherre për gjëra hyjnore dhe që nuk u përkisnin atyre. Urat ishin një kalim i rremë, jo pika takimi dhe bashkëpunimi mes dy krahëve të qytetit. Secila pjesë e një të tëre e ndarë, vazhdonte jetën e vet pa e vrarë shumë mendjen për anën tjetër

të bregut. Një lloj kufiri ku njerëzit nuk afroheshin, të bindur se ishin mirë në pjesën e vet, por edhe për urrejtjen reciproke që ushqenin ndaj njëri-tjetrit. Zoti aty lart në qiell rrinte dhe vështronte, qeshte me të madhe me babelin e botës. Lumi, i lodhur prej kaq inatesh, nuk duronte dot më. E mallkonte ditën kur u ndërtua shtrati në qytet dhe priste që dikush t'i vinte kësaj historie një gur sipër dhe t'i jepte fund kësaj përbuzje.

I vinte keq për veten, sepse kurrë dhe kurrë nuk do t'i pëlqente që t'i shikonte dhe jetonte ngjarjet e përditshme të një qytetit nga mëngjesi deri në mbrëmje. I dukej vetja si një kamera që vetëm xhironte jetën. Ata që e bënin të pavdekshëm, nuk do ta vizitonin më dhe nuk do t'i drejtonin më asnjë fjalë, as biseda ku dufet shryhen deri në lehtësim.

Asnjë aktor nuk mund ta përjetonte dhe interpretonte dot skenën e një poeti që flet me lumin. Një fund i tillë do të ishte shumë i dhimbshëm, njësoj sikur ta hapje me duart e tua varrin. Megjithatë vazhdonte të lutej. Kalonin vitet dhe mallkimet e botës sillnin furtunë edhe mbi të. Nga qielli binte prapë shi, borë, vetëtima dhe bubullima, bomba dhe të shtëna.

Përsëri i njëjti avaz. Fenomeneve të natyrës ua kishte gjetur ilaçin, ishte mësuar me to, por nga të dytat rrezikonte shumë, zhdukjen bashkë me njerëzit. I ngrinte sytë shpesh në qiell, por pas shumë kohësh, pa më në fund avionë që të tundnin

flamurin e bardhë të paqes, fundin e armiqësisë. Shyqyr – tha – tani le të mendojmë për paqen dhe vëllazërimin. Ndoshta erdhi çasti im që të shndërrohet një urë bashkimi dhe harmonie mes dy brigjeve. Po imagjinonte funeralin e tij të organizuar në mënyrë të përsosur nga ata që deri dje ishin armiq të betuar. Por ndihej i lumtur që turpi dhe njolla nuk do të ishin më një njollë. Dita nuk vonoi dhe në njërën prej tyre, e bukur si vetë pranvera, zhurma e motorëve dhe zërave të punëtorëve i dhanë fund dhimbjeve të tij.

Në varrimin e parashikuar prej tij kohë më parë, mori pjesë i gjithë qytetit, të dyja pjesët e ndara. Sigurisht njerëzve u vinte keq që një pjesë e jetës së tyre po zhdukej, por në të njëjtën kohë po lindte një gjë shumë më e rëndësishme se një lumë dhe që do të ishte një shenjë ogurmirë për brezat që do të vinin. Muri i ndarjes ishte një ëndërr e keqe, një histori e harruar. Ndoshta duket e çuditshme, por të nesërmen askush nuk mendonte më për ditën e mëparshme dhe si një fshirëse në shkolla gjatë orëve të mësimit, të gjithë e kishin fshirë nga mendja një të shkuar edhe pse të afërt...

Mars 2011

# Koha është tirani ynë i pamëshirshëm

Një ditë të bukur gushti, fundjava është momenti më i mirë për të riparuar ndonjë trill të mbetur pezull dhe që për ditë të tëra s'të lë rehat, në qytetin emblematik të Peruxhës, kur përgjumja e natës ende s'ishte zgjuar, bie zilja e celularit dhe dëgjohet zëri i mikes sime spanjolle, Trinitada, që edhe pse mosha tashmë kishte kohë që po përpiqej të ndahej prej saj, ndoshta edhe vetë ajo nuk kishte forcë t'i shkonte nga pas, njeriu e kupton se kur trarët fillojnë të marrin të krisurën, e cila po më rikujtonte një premtim të disa ditëve më parë për një shëtitje nëpër qytetin antik të gurtë. Duhej të ishte patjetër një ditë pushimi, sepse gjatë javës askush nuk ia kishte ngenë të shëtiste. Skrupoloziteti i të studiuarit të gjuhës, i respektit për shpenzimet që ishin marrë përsipër, shihej qartë tek të gjithë të ardhurit në atë qytet. Trinitada është një grua me trup mesatar, me flokë të gjatë, me një theks të lezetshëm spanjoll kur flet italisht, rrudhat ia kishin mbuluar krejt fytyrën e saj thatime dhe kurrë nuk kishte vendosur bisturi për ta ndryshuar. Ishte një zgjedhje që kishte

marrë sigurisht edhe konsensusin e saj, edhe pse ndonjëherë, ndonjë vetëtimë e papritur dëshire, mund t'ia kishte thyer zemrën. Ndoshta edhe mund ta provonte vite më parë, kur në klasat e shkollës ku punonte, vit pas viti, priste dhe përcillte shumë vajza të reja, të bukura dhe tepër të dhëna pas vetes së tyre, pas trupit, fytyrës, veshjes, të bindura se tundimi mund t'i bënte të gjithë djemtë e shkollës të kapitullonin pa kushte para tyre. Nuk mund të bëhet e re fytyra e një gruaje në moshë të bardhë – mendova – pasi do të kishte kontraste të dukshme në trup, i ngjante një operacioni artificial, sikur të deshe të fshije kohën nga shenjat dalluese të saj, në atë dëshmi që nuk kishte gjasa të kthehej në hijeshinë e dikurshme. Perceptimet e një të kohe të shkuar, me gjithë kompleksitetin e vet, t'i rikthjenë kujtimet përkohësisht dhe ndonjëherë, kur mungon stimuli i brendshëm ose i kapërcimit, të nënshtrojnë, të përulin frikshëm. Është ballafaqimi me kohën që në mënyrë të pashmangshme ka fluturuar. Nuk arrij t'i konceptoj dot përpjekjet e shumë femrave, për fat të keq edhe të reja, për të ndryshuar me bisturi lukun e tyre. Sikur të mos mjaftonte freskia dhe aroma e moshës, butësia e çdo qelize të trupit, helmet ende nuk ua kanë prishur ekuilibrin e vitalitetit, ndërhyjnë brutalisht mbi atë që, duam s'duam, ua ka dhuruar natyra. E sot nuk flitet veç për dhunë, nga më të ndryshmet, por këto lloj dhunash nuk marrin kuptim tek femrat. Bukuria duhet ruajtur apo

mbjellë me çdo kusht që të jesh e pranueshme në disa lloj mjedisesh, ku pas konsumit, jeta nuk është veç një konsum universal i njerëzimit, të bindura se flakja është e vetmja e ardhme që i pret. E megjithatë nuk ndalen para fatit të shkruar. Marrëzira të dala nga mendja e ndonjë kirurgu të fandaksur – thashë. Të gjitha nuk do të bëhen aktore dhe prezantuese. Përsëri sot të gjitha e kanë mendjen të fiksuar tek bukuria me çdo kusht. Celulari mbi tryezë më zgjoi zërin e telefonatës dhe menjëherë fillova të lëviz nëpër dhomë, për të qënë gati në orën e caktuar. Askush nuk ka dëshirë në çaste pause, për më tepër të sapomëngjesit, të fiksojë takime të tilla, edhe sikur të jenë nga më të paharrueshmet apo më mallëngjyheset. Por kur fjala e dhënë ka kohën e vet të realizimit, nuk ka alternativë tjetër, veç përgjigjes që të të lënë pak kohë sa për të ngrënë diçka dhe menjëherë do të gjendesh në rrugë për tek vendi i takimit. Hap dollapin dhe me nxitim mundohesh të rrëmbësh nxitimthi ndonjë biskotë, pak qumësht dhe nëse të premton koha, edhe ndonjë kafe të shpejtë frape'. Tek po vishesha po kaloja e rikaloja nëpër mend emrin e saj Trinitad ose Trini që u shfaq në ekranin e celularit, pas telefonatës, që për njeriun e zotit ka një kuptim tepër të qartë.

Ndërsa unë mendoja se mos ishte ndonjë akronim i tre apo më shumë emrave që i paraprijnë zakonisht emrit të një spanjolli. Po përpiqesha të gjeja emra që të lidheshin me gërmat e para dhe çudia bëhej edhe

më e këndshme, pasi emrat që formoheshin ishin tepër interesantë. Sille sille rrotull nuk vazhdova më tej ta çoja nëpër mendje, ndoshta biseda edhe mund ta sqaronte këtë rebus, dhe e fiksova atë fjalë që e ka trekëndëshin tepër kuptimplotë. Prej kohësh trinia kishte hyrë në logjikën e punës sime, pasi në disa artikuj, kur krahason ide, nocione, detyrimisht do të marrësh në konsideratë të gjitha kuptimet, qoftë të fjalorit, qoftë të njohurive që përvoja njerëzore i kishte veshur me sfumatura nga më të ndryshmet. Po sikur kjo trini të zërë vend edhe tek karakteri i njeriut dhe ai të mos jetë më një person por një treshe personash? Do t'ia kalonte edhe dyfytyrësisë – mendova. Trifytyrësia do të ishte kulmi i hipokrizisë. Por po mundohesha të deduktoja rreth koncepteve dhe sikur më erdhi mirë, kur bëra një gjetje të,tre koncepteve dhe elementëve, jashtë çdo nocioni të njohur deri më tash. Këtu hipokrizia nuk do të hynte fare, sepse nuk ka kuptim që njeriu të jetë hipokrit me veten, aq më keq të fshihet pas dyfytyrësisë. Ehu, po ku jeton ti, më thoshte dikur një miku im italian, që kur u krijua bota e deri më tash të dyja konceptet janë udhëtare të pandashme të saj. Njeriu është dhe i pari dhe i dyti. E si mund të jetë njeriu me miqtë edhe kështu edhe ashtu? – iu përgjigja shpejt. Jo me miqtë e vërtetë – tha – por me jetën, me pafundësinë e rrethanave që të ofron. Është njëlloj sikur t'i thuash derit dajë – u përpoqa t'ia shpjegoja shprehjen shqipe. Jo se nuk e kuptoja,

por sikur nuk më vinte mirë me veten, me punën tonë si mësues, që të mbillnim edhe në brezat e tjerë këto virtyte të vockëla dhe jashtë natyrës së njeriut. Ndihesha keq brenda meje që të dy «virtytet» , kishin shekuj që sillen rreth botës së njeriut dhe askush nuk ia kishte dalë mbanë t'i eleminonte. Më ngjante si një monedhë që ka vetëm njërën pamje në të dyja faqet, që mund ta kthesh si të duash, të jep mundësinë të fitosh shumë, të arrish maja të gënjeshtra, deri në atë moment kur lojtarët e tjerë ta kuptojnë hilen, nëse ti nuk merr masa paraprake prestigjatori që ta nxjerrësh vetëtimthi monedhën e dytë të rregullt. Është çështje e përkohshme zotësie. Si çdo e vërtetë që edhe kur nuk del, është e dukshme, sado që vitet të përpiqen ta mbulojnë. Një lloj si gjuha, fut e nxirr nga foleja, kur të duhet të maskosh keqdashësinë, cmirën, xhelozinë, urrejtjen. Kafeja që po derdhej nga tundja dhe që po lagte dorën, sikur m'i këputi mendimet në mes, pasi fillova ta rufisja shpejt e shpejt që të mos bëhesha vonë. Dola nga ndërtesa ku isha vendosur për rreth një muaj në gusht dhe tek dera, si gjithmonë, ndalesha për ta përshëndetur rojen dhe të shkëmbeja ndonjë fjalë rreth lajmeve më të fundit dhe sportit. Kur nuk kishte ndonjë lajm sensacional, ngjisja menjëherë shkallët dhe rruga vazhdonte drejt në ngjitje deri tek muri rrethues i qytetit të vjetër, ku ndodhet kisha e Shën Pjetrit. Pa shiko – mendova – një lloj mburoje, maskë edhe qytetet e kishin për t'u mbrojtur nga sulmet, lere

pastaj qëniet e gjalla që përditë komunikojnë me miqtë dhe armiqtë e tyre, edhe pse jo shpesh janë të deklaruar të tillë. Maska është fytyra e dytë që në situata të ndryshme të shpëton nga goditjet. Po sikur të ta çjerrin dhe të dalësh krejt i zbuluar para të tjerëve? Ç'të mbetet a derëzi – vazhdova – apo një gotë verë dhe të shkuara të harruara. Më çudit fakti që shumë të tjerë nuk e kanë hequr kurrë atë! Kohë maskash, or mik, kohë maskash! Kur e ke pjesë të jetës ndoshta nuk të bën përshtypje, të mbron si ai muri rrethues i një qyteti. Njerëzit e kuptojnë lojën me maska, por përsëri ndihen mirë pas tyre, me shpatulla të ngrohta. Tek piaca para katedrales së Shën Lorencit u takuam për të filluar shëtitjen tonë. Trinitada, dukej se ishte besimtare, sepse e filluam me katedralen, ku shumë të tjerë gjendeshin ulur ose si turistë, ose si besimtarë për të dëgjuar liturgjinë e ditës. Më pas vizituam monumentet më të rëndësishme të qytetit në pak orë.

Qendra historike nuk mund të vizitohet modernisht, por vetëm duke ecur. Edhe pse mësuese në pension, kolegia vazhdonte të kishte të njëjtin pasion për dijen dhe kulturën e krijuar dhe, atë ditë, donte të shihte sa më shumë, të mësonte data, vende, emra artistësh që i kishin dhënë jetë asaj perle, që në vetvete fshihte plot thesare të kohës që nuk e kemi jetuar. Ecte dhe nuk ndiente lodhje, mahnitej me gjithçka që shihte edhe pse mosha nuk e ndihte.

E kështu janë mësuesit e vërtetë – thashë – e

ruajnë të paprekur kërshërinë që të zgjon gjithçka e mirë që ka krijuar njerëzimi, ashtu si përvoja që lidhet me punën tonë. Çdo ditë ke dëshirën të shfletosh, shkruash, rrëmosh në përvojat e jashtëzakonshme të botës, që pasardhësit të prekin vetë realitete që nuk i kanë jetuar. Një pasion që nuk mund të shkëputet apo mbetet i mbyllur pa asnjë shije interesi edhe pas shumë vitesh pune dhe jete. Ndryshe nuk do të kishte kuptim profesioni ynë, pa qënë vetë më pare nxënës para tij, pa habinë që shkakton çdo njohje. Por edhe sikur ta kesh parë shumë herë diçka, sa herë që e sheh, aq herë do të zbulosh elementë që nuk i ke vënë re më parë. Të zbulosh gjëra të reja tek sheh një pikturë, skulpturë, afresk, si dhe për jetën, është një koncept i pranueshëm, pasi njohja nuk është kurrë përfundimtare. Edhe tek njeriu, sa më shumë e takon, aq më shumë bën hapa para drejt njohjes së anëve të tij, të mira apo difekteve, nëse virtytet e vockëla të mos ia kenë gërryer shpirtin. Më vinte mirë tek e shoqëroja, jo vetëm për moshën, pasi po njihja një kolege që gërshëtonte karakterin spanjoll dhe një natyrë tjetër femërore, të ndryshme nga gratë dhe vajzat e tjera që frekuentonin kurset. Multietniciteti kishte dekada që fliste me ngjyra të ndryshme në atë qytet. Kot thonë se të gjitha femrat janë njëlloj, ose e thonë ata që nuk kanë kurrfarë kërshërie për t'i njohur: kush nga dembelizmi, kush nga padurimi, kush i joshur nga tundime të tjera që mund të realizohen me përgjigje të shkurtra

dhe përpjekja mbyllet aty, harrohet, pasi të tjera tundime të vijnë rrotull dhe të bëjnë të harrosh të mëparshmet. Pa tundimet edhe kjo jetë nuk do ekzistonte – është vargu që duket se i vuri kapak kësaj filozofie. Njeriu është një qënie që nuk ngopet kurrë me njohje, por janë caqet e pavarura nga vullneti i tij, që nuk mund ta lejojnë që të njohë gjithçka.

Peruxha, gusht 2009

## Të pathënat e një fati të mbrapshtë

Fakulteti zjente nga zërat e studentëve të sapodiplomuar, të cilët nga gëzimi i asaj dite po thurrnin ëndrrat e tyre të brishta, para një jete që po i priste në gjirin e vet. Tashmë ishin inxhinierët e ardhshëm të uzinave dhe fabrikave në mbarë vendin, e për ta nuk do të ishte e lehtë. Po hapte dyert e saj të mëdha ngadalë, pa kurrëfarë nxitimi, si në çastet e ceremonive madhështore të sovranëve, kur mbërritja e tyre lajmërohet me tinguj të fuqishëm burish, trokitje solemne në dyert e sallave luksoze, por që më shumë se një festë apo mirëseardhje, është një farsë, pasi padurimi për ta kapërcyer atë prag, mund të shkaktonte tek ta trauma të vërteta, pas hapave që duhet të bënin, për të mos gjetur menjëherë zhgënjime moshe. Edhe sikur të kishte një farë padurimi, gardianët para tyre, me uniformat tepër elegante dhe me armët ngjeshur pas trupit, jo për të kallur frikën e kapërcyesve, pasi herët a vonë do ta hidhnin atë hap fatal, dukej sikur e frenonin padurimin, që tek disa lexohej qartë në sytë e tyre, tek të tjerët shfaqej si një farë ndrojtje, hezitim gati

i kuptueshëm, kur një jetë përfundon në bankat e universitetit dhe tjetra po të shtrin krahët, joshëse, por pa një fytyrë të çelur, e qetë dhe e vendosur tek bindja e saj, se do të kishin kohë ta jetonin edhe atë si të tjerat, më pas le ta gjykonin dhe transmetonin tek fëmijët e tyre, nëse fati do të buzëqeshte, do të lindnin jo shumë larg. Tash mund të mendonin për pushimet e tyre nëpër plazhet e vendit, në shtëpi, duke shijuar pak relaks pas stresit të provimeve dhe diplomës. Vjeshta do trokiste dhe andrallat do të fillonin përsëri, pasi do të ishin në pritje, gjithmonë me ankth dhe emocion, të diçkaje që do të ishte vendimtare në jetën e secilit dhe gjurmët do të ishin një libër i hapur ku faqe pas faqe, do të ishte historia e tyre, por tashmë një histori bashkë me njerëz të tjerë, ku pjekuria dhe mjeshtëria e profesionit të tyre të dashur që kishin zgjedhur, do të ngjizej pranë vendeve të punës. Asgjë nuk ishte e sigurtë se ku do të shkonin, por një gjë dihej fare mirë, nuk do të ishin më bashkë si dikur në shkollë dhe takimet do të ishin një moment i këndshëm për të kujtuar vitet në universitet dhe shokët e tyre të kursit. Më pas kur të ishin sistemuar në vendet e tyre të punës, kjo e fundit edhe mund t'i lidhte për nevojat e prodhimit dhe të tregut. Ndonjë që kishte qënë tepër i kursyer me kohën, dhe dashuria nuk pret që koha ta ftojë, por e fton vetë e para atë që rrjedh pa u ndalur dhe që nuk tregon as më të voglin respekt ndaj saj, kishte bërë hapa të tjera edhe më të guximshëm dhe pas pak,

sapo të fillonin punë dhe të gjenin ndonjë sistemim, do të ishin përherë bashkë në agimet e zjarrta të pasionit dhe në qetësitë e mureve të shtëpive, në pritje të prishjes së magjisë nga zërat e fëmijëve që do të mbushnin shtëpitë e tyre. Por Mira marrëveshje të tilla me ndjenjën ende nuk kishte bërë. Po priste të mbaronte studimet dhe më pas kur t'i buzëqeshte fati, qyteti ku jetonte ishte tepër i vogël për moshën e tyre të bukur dhe fuqinë që ajo çlironte. Ndoshta diku në faqet e pathëna të fatit, do të kishte dhe pak hapësira për të. Qyteti pranë të vetit ishte një mundësi e mirë për të rifilluar një jetë të re, i madh, i zhurmshëm, plot njerëz nga e gjithë Shqipëria, edhe pse disi larg nga kryeqyteti, ku secili e dëshironte dhe e shpresonte një fat sikur të binte nga qielli edhe në moshë më të madhe. Për vajzat kjo ëndërr mund të bëhej më shpejt realitet, pasi fatit nuk i dihet se ku të hedh, sidomos ato të provincave, pasi nuk ishte shaka të bëheshe kryeqytetase. Por ëndrrat kanë një të metë të madhe, pasi përfundojnë shpejt, ndërpriten pikërisht në momentin kulminant dhe atëherë të rrëmben një zemërim dhe inat i paparë, mallkimet nënzë nuk pushojnë, por që dorëzohesh shpejt sapo diçka e re duhet filluar.

Nuk ia vlen të sakrifikosh çaste të vyera jete për një fat, dhe kjo është një padrejtësi e kufijve njerëzore që duhet të planifikojnë, edhe pse shpesh me qerratallëk, që është pazgjidhmësisht i lidhur me tokësorët. Erdhi shtatori dhe secili duhet të shkonte

në vendin e tij të punës, aty ku emërimi mbante vulën e patjetërsueshme të shtetit. Mira ishte tëpër e qetë, pasi e kishte pleqëruar shtruar me veten, në orët e lira, në vetminë e dhomës së saj të gjumit, ku pasditeve dhe darkave vonë, tërhiqej sikur të merrte një vendim për orët që do të vinin më pas, por edhe me prindërit e saj të dashur, të cilët nuk kursyen asgjë për vajzën e tyre që të shkollohej në kryeqytet. Nëse ka kuptim mirënjohja, këtu zë fill ajo më sublimja dhe e përjetshmja që nuk duhet të ketë dyshime dhe parapakthim. Dita e parë e punës ka gjithmonë një të veçantë që nuk harrohet kollaj, kontaktin e parë me njerëzit dhe ndërtesën, që shpejt do të shndërrohet në një shtëpi të dytë dhe banorët e saj në një familje të madhe që për mbarëvajtjen e saj, Mira e dinte fort mirë përgjegjësinë që duhet të merrte, dhe urimin tonë shqiptarisht që ndoshta nuk e ka asnjë traditë njerëzore në rruzull: me krahë të lehta! Kaluan vitet dhe Mira po ndiente kënaqësitë e jetës së re mes gëzimeve dhe vështirësive me të cilat ndeshej në punë, por që bëheshin më të lehta kur ndaheshin me kolegët. E shihte se brenda saj ishte një tjetër Mira, jo më ajo e disa viteve më parë, kur sapo kishte marrë në duar diplomën. Një pranverë pa në ekran qytetin e studentëve dhe malli duket se e mbërtheu para ekranit të televizorit, por adhurimi ia la vendin shqetësimit, pasi aty se ç'kishte ndodhur. Kishte lexuar dhe dëgjuar se ndryshimet startojnë tek rinia që nuk pajtohet kurrë me ngecjet

në vend apo me ide që ta mbytin frymëmarrjen, por nuk e kishte menduar se tek ato ngjarje pak e nga pak po tronditej vetë shoqëria. Viti 1990 solli një tërmet tjetër në jetën e saj dhe të shqiptarëve, më të fortë dhe shkatërrimtar, pasi fati ynë i përbashkët ishte udhëkryq. Si do të na shkonte filli? Flitej se po ndryshonte edhe vendi i fundit i Lindjes dhe zërat po bëheshin edhe më të fuqishëm. Të nesërmen e ndryshimeve, si të gjithë, kur vendi po shkonte drejt falimentimit, shqetësimi për humbjen e punës, e gjeti në zyrë tek po i hidhte një sy gazetave të ditës ku në titujt e zinj bombastikë lexohej ankthi i ditëve që do të vinin. Nuk dinte ç'të bënte më tej, të rreshtohej në poltikë për të mos lëvizur nga puna, apo të priste ende rrjedhën e ngjarjeve. Si femër që ishte, do ta kishte të vështirë të orientohej në një botë të egër mashkullore shqiptare, ku do të suleshin për feta, pasi privatizimi ishte i pashmangshëm, meqë ekonomia e rrënuar shqiptare nuk mund të përballej dot me konkurencën perëndimore. Ditët po bëheshin edhe më të vështira dhe tashmë e dorëzuar ishte në pritje të mbylljes së fabrikës dhe nuk e mendonte sesi do të bënte në shtëpi, si në një pension të parakohshëm për shkak të problemeve shëndetsore. Prindërit e shihnin të vuante shpirtërisht dhe e ngushëllonin se diku edhe për të do të lindte një shpresë drite, por në mendjen dhe zemrën e saj e kishte firmosur fundin e asaj jete, që për pak kohë i fali shumë emocione. Në shtëpi i dukej se

edhe shtëpia e saj do të shembej, ashtu si vendi i saj që me patericat e dhjetëvjeçarit të fundit nuk arriti të shëndoshej dhe të shërohej. I ngjante se e njëjta sëmundje e kishte kapur fort pas trupit dhe nuk e lëshonte, por e tërhiqte dhunshëm drejt humnerës. Vendosi të dilte pasditeve shëtitje, sepse kështu do të rrezikonte ndonjë depresion, një nga sëmundjet e errëta të qënies njerëzore që ende nuk kishin arritur ta zbulonin dhe se çfarë ndodhte praktikisht në trurin e vet. Paraditeve merrej me punë të ndryshme në shtëpi dhe koha kalonte pa e kuptuar. Lante, shpëlante, gatuante, sistemonte shtëpinë kur të gjithë kishin mbaruar ritin e mëngjesit dhe më pas ulej të ndiqte lajmet e ditës apo shpëlodhej duke lexuar ndonjë libër nga rafti i saj plot me libra. Disa i kishte lexuar edhe dy apo tre herë që kur ishte studente, por rinia tashmë ishte prapa dhe nuk i bëhje të lexonte gjëra të cilat i kishte mësuar gati përmendësh. I duhej diçka më e domosdoshme për ditët që do të vinin, një farë parapërgatitje për gjithë atë bollëk dhe lumturi që në vendet perëndimore, tellalli e kishte bërë detyrën e vet, dhe shqiptarët besonin verbërisht tek një botë e re, që deri dje as nuk e njihnin dhe konceptonin dot. E dergjej në shtrat plot mendime, nuk kishte sesi të mos mbizotëronin të këqiat, pasi lajme të mira nuk po shfaqeshin në horizont. Kur përleshen botët mes tyre, dueli është i ashpër dhe i pashpresë për njërin prej sfiduesve, viktimat e para janë ata që nuk hidhen në zjarr si të

marrët, hero nuk të bën akti që shpërfill jetën, duke u bërë kukull në duart e të tjerëve, por me pragmatizmin e tyre presin të kthjellohen mendjet dhe të ftohen gjakrat. Një mbrëmje në shtëpi, të ulur rreth tryezës, bashkarisht diskutuan dhe vendosën se nuk mund të rrinin dhe të prisnin më në një qytet ku revanshizmi i verbërisë kishte përfshirë çdo qelizë të jetës së tij. Do të iknin në Tiranë, ku edhe shanset do të ishin më të mëdha, ku edhe ëndrra e çdo femre të provincës dikur merrte krahë. Gjetën një shtëpi me qera në një nga zonat e kryeqytetit që të tre: nëna, vëllai dhe Mira. Tash duhej të kërkonin punë që të paguanin shtëpinë dhe të rifillonin jetën normale në një qytet që për nga përmasat as mund të krahasohej me qytetet shqiptare, por edhe për faktin se aty ndodhej qendra e vendit dhe rreth saj vërtitej e gjithë jeta e tij. Këtë përparësi e kishte Tirana dhe askush nuk e mohonte dot. Mira nuk kishte më pretendime për të ushtruar profesionin e saj, për të cilin derdhi plot katër vjet djersë dhe kur e kujtonte, i vinte keq për veten dhe zemra i gufonte nga urrejtja për shoqërinë që nuk kishte më të voglën mirësi ta respektonte mundin. Por punët në sistemin e ri, kishin plot hile që nuk i dinte dhe shpejt e pa veten përsëri në rrugë. Fati i mbrapshtë – psherëtinte dhe i përplaste grushtat fort në komodinën e dhomës së saj, e friksuar se mos e dëgjonte nëna e vet dhe shqetësohej. Vendosi përsëri ta merrte jetën me filozofi dhe e blinte shpesh të

vetmen gazetë që reklamonte oferta pune. Asnjë rreze shprese nuk dukej të ndriçonte errësirën pus në shtëpi, por tashmë si një metastazë malinje po ia errësonte edhe mendjen. U shfaqën shenjat e para të delirimit që më pas u shndërruan në një kllapi totale dhe mendja e saj tashmë kishte marrë një rrugë mes qorrsokakut. Edhe pse e dinte këtë gjë, në momentet e kthjelltësisë që alternoheshin gjatë ditës, arrinte të logjikonte drejt dhe nuk dëshironte për asnjë arsye të rëndonte situatën në shtëpi. Vuante dhe në heshtje përpiqej ta mposhtte sëmundjen, kur dallgët kalimtare të depresionit e kapnin. Nuk thonë kot se duhet të bëhesh doktori i vetes, se forca shpirtërore e brendshme mund të triumfojë mbi të, se dëshira për të jetuar duhet të jetë më e madhe sesa një dëshirë e ulët për vetëdorëzim. Sikur të mos kishte ndodhur një vaki në shtëpi, pikërisht kur kishte më shumë nevojë për dashurinë e nënës, shpejt, dhe këtë e ndiente, do ta shihte dritën e ndezur në humnerën e errët ku kishte rënë. Por nuk hahesh dot me fatin. Jemi kalimtarë me një destinacion që nuk ka asnjë ilaç për ta shëruar. Vaji, lotët, vëllai që kishte humbur çdo ekuilibër psikik pas vdekjes së nënës, po ia bënin ferr jetën e saj ende të pashijuar thellësisht. Nuk kishte më forca ta përballonte dhimbjen dhe vuajtjen. Dorëzimi para fatit nuk kishte më asnjë firmë për të hedhur. Fati e kishte kryer udhën e vet. E kuptoi se këtu do të ndahej përfundimisht me të. Nuk arriti ta shkelte edhe një herë, një herë të vetme dhe pastaj

dinte sesi të sillej me të. I nevojitej edhe pak durim, edhe pak energji, por ku ta gjente? Shoqëria po lundronte në një batak që ta shpifte dhe nuk kishte më asnjë vlerë lutja për ndihmë. E kujt t'i lutej më tashmë, kur asnjë zot nuk e pati dëgjuar deri në atë çast? E çoi me dorën që i dridhej veremin në gojë, bile pa u penduar fare. Nuk e kishte menduar kurrë në mendje vendosmërinë me të cilën po i jepte fund jetës, pasi nuk e kishte parashikuar këtë pikë të ndarjes. U shtri në shtrat dhe gjumi e mori përnjëherë. Askush nuk mund ta zgjonte më, askush nuk mund ta shqetësonte më. Kur hynë infermierët, pas një telefonate të bërë nga roja i pallatit, e gjetën pajetë dhe vëllain e saj pranë saj, tek ngushëllohej me të vetmin person që i ndodhej aty pranë. Monologu kishte ditë që kishte filluar.

Gusht 2010

## Sekreti që mban pezull historinë tonë

Zëri i spranos japoneze pushoi së jehuari në Amfiteatër dhe stuhia e duartrokitjeve e mbushi të gjithë sallën. Ishim të eksituar nga ata zëra të jashtëzakonshëm që çdo javë na jepnin një emocion tepër të madh, ethe që vetëm përmes operas mund të ta pushtojnë trupin, ta përshkojnë si një rrymë që pas goditjes të lë pafjalë, por të lumtur që je ende gjallë. Një aventurë e këndshme që kënaq çdo ndjenjë dhe në mënyrë spontane mendimi i parë që të shkon nëpër mendje, është shqiptimi i fjalës mitike Bravo, të duartrokasësh, pse jo të thërrasësh, me zë të lartë deri në qiell. Këto sensacione kaq të gjalla nuk ia kanë zilinë askujt, as zërit në La Skala, jo sepse është teatri simbol i operës, por për lirikët që këndojnë aty. Magjia e lirikës tingëllon njëlloj kudo: të tundon, të rrëmben, të pëkund si në parajsë mes ëndrrash dhe vizionesh. Pas pauzës së duartrokitjeve vijoi zëri mallëngjyes i maestros që gjatë gjithë kohës së qëndrimit të tyre në Peruxha, i shoqëron në piano dhe duke i rrëshqitur mbi tastierë ato nota, njolla të zeza plot suspans mbi pentagram,

kaq të pakuptueshme, hieroglife deri në çastin kur i dëgjon tek tingëllojnë.

Së shpejti universiteti ynë do t'i japë diplomën Honoris Causa një presidenti-tha maestroja.

Një presidenti? –pyeta veten. Po përse një institucion gjuhësor? Ndoshta pyetjet lindin menjëherë në mendje, pa u dhënë një përgjigje të saktë në atë moment. Vështirë që politikanët të jenë studiues apo shkencëtarë-thashë.

Pas koncertit mora rrugën bashkë me një vajzë sllovake dhe mbërritëm në qendrën historike të qytetit. Nuk e di përse, por nuk doja ta përshkroja shëtitoren Vanuçi atë pasdite. Në fund të rrugës ndodhet një hotel shumë i vjetër në kufijtë e murit të fortesës që gjendet poshtë shëtitores. Është një hotel i vogël me tre kate, pa ndonjë domthënie për turistët që vendosen aty, një hotel si gjithë të tjerët, por jo për ne dhe për historinë tonë. Vitet kaluan shpejt dhe hotel Brufani qëndron përsëri aty, i heshtur dhe pa shumë bujë. Sa herë kaloj para, historia shfaqet e vetme, e trishtë dhe e zhytur në mendime. Në një pikë të vdekur, pa kthim prapa. E ndalur pikërisht në orën dhe vendin e duhur. Po bëhet gati një shekull dhe nuk gjen dot qetësi. Si në një lojë magjie ku gjërat lëvizin vetë, në një lojë iluzioni, ashtu dhe koka pa ndonjë qëllim kthehet dhe për disa sekonda ndalet tek pamja joshëse, por misterioze e hotelit. Shpesh kjo ndodh në mënyrë të pavullnetshme. Sa herë u përpoqa ta shmangia,

por nuk ia arrita qëllimit. Tundimi është më i fortë kur ngjarjet apo gojëdhënat mbajnë në gji sekrete. Misteri që mban të fshehur brenda mureve të ndërtesës, të ndonjë dhome, apo të hollit është një nyjë e pakapërcyeshme për memorien tonë. I ngjan një gozhde të ngulur në zemër të hotelit që nuk e heq dot, pavarësisht përpjekjet gjatë viteve. Ose një e vërtetë e hidhur që deti nuk dëshiron ta zbulojë. Kërkon ta mbajë përgjithmonë brenda, sepse kështu nuk mund ta tronditë jetën e vet dhe të askujt tjetri. Po çfarë të vërteta duhet t'i bëjë të ditura? Një pyetje përgjigja e së cilës nuk ekziston më. E vërteta dhe gënjeshtra, ndoshta do të ishte titulli që mund ta mbanin të nesërmen gazetat italiane të asaj kohe. Apo ndonjë titull më pak ofendues Mister-vdekja tek hotel Brufani. Për shumë të tjerë do të ishte një lajm pa komente, i lexuar me ftohtësi në gazetat e një dite më pas. Një vend si Shqipëria nuk mund të ngjallte asnjë interes në një vend që, nga ana e vet, po përpiqej të mbyllte plagët e pësuara. Kujtimet e betejave të humbura me kohën janë gurë të rëndë që zhyten thellë në labirintet e errëta të historisë. Çdo vrimë e së cilës është e zënë dhe mbetjet janë si një tapë saqë, pa ndihmë dhe mbështetje, askush nuk mund të bëjë asgjë për t'i hequr.

Kur flitet për kohën e shkuar, s'ka forcë që ia del mbanë, edhe ajo e një të riu me muskuj, plot me energji. Inati do ta nxirrte jashtë loje misterin. Nuk është e lehtë të hedhësh tutje gjithë depozitimin, ditë

pas dite, copëza të ngjitura si me zamkë. E vërteta mbetet aty e fshehur, naive ndaj shumë të vërtetave që lindin si kërpudhat pas shiut, të krijuara me mjeshtëri nga mjeshtra që i endin ato çdo ditë. Nëse e vërteta do të zbulohej, përse vallë më pas bota do të lodhej që ta zbulonte? Nëse e vërteta do të zbulohej, çfarë do të thoshin pasardhësit pas kaq vitesh? Në botë do të mbretëronte urrejtja dhe kushedi se, nëse kjo urrjejte do të ishte transmetuar tek brezat, çfarë do të rezervonte sot jeta. Sekreti edhe pse i nxjerrë, është një e vërtetë, për atë që di t'i marrë gjerat me mend, ekziston që ç'ke me të.

Plaku me mjekër të bardhë, tash në fundin e fuqive të tij, qëndron tek hotel Brufani, më i famshmi i kohës. Pret orën e takimeve të rëndësishme diplomatike pas Vienës. Endet nëpër dhomën e tij dhe mezi pret të mbarojë shpejt. I duhet të hipë në anije përsëri për t'u kthyer në Shqipëri. Kishte një parandjenjë që nuk do ta shihte më atdheun e tij. Kur mori anijen për në Trieste, u kthye si për herë të fundit drejt qytetit të lashtë të Durrësit, por para syve i kaluan qytetet që e bujtën deri në Vlorë, ku arriti ta shpallte Pavarësinë. Ulet dhe fillon të shfletojë gazetat e ditës. Mes shumë faqesh me lajme nga bota, i bënte përshtypje që asnjëra nuk fliste për atdheun e tij të dashur, ose mund të kishte disa rreshta informuese, por asgjë të veçantë. Po kush, në ato çaste delikate për fatet e botës, mund të kujtohej për një vend të vogël ku furtunat e historisë

e kishin shqyer copë-copë? Plaku ndalet për një moment para dritares dhe mendonte. Mendonte për problemet e shumta që e shqetësonin vendin: i ndarë, njerëz që vuajnë nga uria dhe sëmundjet, por me një bukuri të egër brenda së cilës jeta duket se është ndalur prej shekujsh mes legjendave dhe përrallave. Bile dhe një lord anglez kishte mbetur i joshur dhe i mrekulluar. Të çuditshme për Bajronin traditat, doket dhe zakonet, të çuditshëm burrat dhe gratë. Ismail Begut i duhej një garanci dhe ndoshta me diplomacinë italiane do t'ia dilte mbanë të vendoste një marrëdhënie të tillë, që të mund të mbështeste dhe ndihmonte vendin e vet, që tash ndodhej përballë, edhe pse i vogël, por shumë i lashtë. Ndoshta për këtë, propoganda shoviniste përpiqej ta zhdukte të shkuarën e tij të lavdishme dhe rrënjët e tij. Një ditë udhëtim me anije dhe mbërrin shpejt, si një vrap kali kur e njeh mirë rrugën. Për të shtyrë kohën, edhe pse ishte si mbi gjemba dhe plot ankth, porositi një kafe.

Në moshën e tij një kafe pasdite ishte vërtet një ilaç që bën mrekulli. Të jep forcë, ripërtërin dhe për më tepër, pas pauzës së pasdites, ta mban gjallë mendjen. E kishte kuptuar se ishte momenti për ta mbajtur më shumë se kurrë të freskët dhe në efiçiencë. Ia sollën kafen shpejt e shpejt, të nxehtë dhe plot aromë që të bënte të humbje ndjenjat, nëse nuk e pije me fund përnjëherë. Pak më vonë kafeja nuk do të kishte shijë. Duhet llogaritur mirë momenti

jetik i përjetshëm dhe nuk duhej lënë që të ikte. Pas pak minutash ky gjest nuk do të kishte pasur asnjë kuptim. I hodhi një sy filxhanit dhe kafeja tunduese, dukej se e tërhiqte nuhatjen e plakut.

Është një vend ku kafeja është një rit kombëtar dhe këtë e dinte mirë. Herët e shkuara kishte mundur ta shijonte për pak shplodhje, kur bisedonte për fatet e vendit. Nuk kishte dyshim, kafeja duhej pirë sa hap e mbyll sytë dhe pa ezituar. E ngriti filxhanin dhe me një frymë e rufiti të gjithën. Ndjeu se e kishte pirë ilaçin për të cilin kishte menduar, ndërsa ishte në pritje të kamarierit që t'ia merrte filxhanin. Brofi përsëri në këmbë dhe po bënte disa hapa në korridor. Shkoi deri në fund të tij dhe u kthye pas. Përshkoi disa herë korridorin dhe hapat bëheshin gjithnjë dhe më të nxituar. Një marramendje në fillim e lehtë nuk e shqetësonte shumë.

Do të kalojë-tha.

Pleqëria është armiku më i keq i njeriut - u duk se i tha vetes, i sigurt se nuk e dëgjonte njeri.

E ndjeu se sytë po i visheshin me një mjegull të bardhë dhe nuk arrinte t'i shquante mirë sendet. Mjegull që bie papritur, ta zë shikimin, rrugën dhe nuk di nga t'ia mbash. Ndalesh derisa të rrallohet dhe më pas rinis rrugën, përndryshe e humb rrugën dhe përfundon në ndonjë skëterrë pa patur idenë e orientimit. Të njëjtën gjë bëri dhe plaku i urtë, duke u ulur në kolltuk. Gjithçka i vinte rrotull. E kuptoi se diçka kishte brenda filxhanit.

Ndryshe si shpjegohet kjo marramendje pas kafesë - u shpreh me dyshim?

E ndjeu se forcat po e linin, por edhe se nuk mund të bënte më asgjë. Tashmë është shumë vonë. Nuk duhej të besonte verbërisht, edhe pse ndodhej në një vend të huaj. Armiqtë e tij i kishin ngritur kaq herë kurthe, por me kthjelltësi ia kishte dalë mbanë. Këtë herë pakujdesia dominoi, ndoshta nga dëshira e zjarrtë për të riparë Shqipërinë dhe i sigurt se i kishte krahët e mbrojtur. Sa ankth në ato minuta që ndajnë jetën nga vdekja! Me mundim arriti të shqiptojë fjalët e fundit: Më prenë në besë.

Në gjithë jetën e tij nuk kishte menduar kurrë se do t'i mbyllte sytë larg aromës së tokës së tij. I mbylli sytë, i bindur se nuk do të hapëshin më kurrë, as për ta parë për herë të fundit atdheun në kthim. Ndërsa po ndryshonte destinacion, një realitet i ashpër dhe mizor që perceptohet kur je gjallë, ia doli të kalonte si në një film, nga Jugu në Veri, të gjithë vendin dhe u dorëzua. Nuk e kishte patur zakon një gjë të tillë, por tradhëtia është akti fatal i keqdashësisë njerëzore. Zemra ngadalë u shua, duke pushuar së rrahuri, këtë herë përgjithmonë. Tek kreu i kokës nuk kishte asnjë grua nga anët e veta që të fillonin me kuje vajin, asnjë burrë që të këndonte këngën burrërore: Cili je ti more burrë/ që na vjen nga Shqipëria/ Unë jam Smail Qemali prapa më vjen historia.

Peruxha, gusht 2009

# Vjeshtë në Tiranë

Sado që të përpiqesha të risillja në mendje, ishte e kotë, pasi nuk kishte ndodhur kurrë që dita e parë e vjeshtës të kishte patur kaq shumë efekt në mendjen time. Sa herë që troksite, nuk ndieja ndonjë përshtypje të fortë, me përjashtim të gjetheve që zverdheshin dhe binin në tokë. Tirana është qyteti tipik ku vjeshta merr vërtet kuptim mes ngjyrave të mahnitëse të natyrës. Të nesërmen do të nisesha për në kryeqytet, pas një vere pa një ditë pushimi, pas ditësh përvëluese gushti dhe për më tepër pas shumë ëndrrash të thurrura më parë, për të vizituar dy vende të tjera fqinj. afër nesh që ta bëjnë me sy, si për karshillëk dhe si një lloj hakmarrje ndaj fatit.

Tirana, kryeqyteti ynë është i magjishëm në këtë stinë, edhe pse po ta kujtosh 20 vjet më parë, sot nuk i ngjan aspak, kur isha student midis 300 mijë qytetarëve të saj për katër vjet me radhë në universitet. Tirana është meka jonë, ku secili në jetë e ka menduar të paktën një herë të transferohej, edhe pse më pas kthehej në një zhgënjim që të linte me gisht në gojë, veçanërisht kur me zemër të ndrydhur

duhej ta braktisje pas studimeve. Një pjesë e kujtimeve që të kanë torturuar më parë, janë aty, sa herë që të bie rruga që të shkosh. Ishte e bukur Tirana; ishte karburanti që i mungonte periferive, duke nxjerrë nga kujtesa proverbin: larg detit, larg mbretit; ishte qyteti i ndaluar, qendra ku çdo artist synonte të kalonte jetën. Me pak fjalë ishte jeta që kishte peshë në Shqipëri dhe që duhej jetuar. Gjatë fëmijërisë dhe adoleshencës, kur mezi prisja të shkoja, ndieja një kënaqësi të madhe, sepse mund të shijoja bukuritë e saj, programet e Rai-t deri në orët e pasdites. Ishim të dashuruar me muzikën italiane dhe natyrën e atij kombi të madh, që ishte afër, por larg. Nëse ritrokiste ora e rikthimit në vendlindje, jo rastësisht kërkoja shkak që të qëndroja edhe disa ditë më shumë, edhe pse në verë vapa e kërkon detin më shumë. Sa shumë e ndiej mungesën e qytetit ku kalova momente të paharrueshme! Nuk e di por edhe kur shkoj në vende të tjera, fati më ka buzëqeshur, pasi kam vizituar 4 kryeqytete të ndryshme dhe si gjithmonë ato janë pole manjetike që tërheqin të gjithë vëmendjen time, ku frymëzimi poetik nis fluturimin.

Sapo furgoni niset nga stacioni, afër stadiumit, një lloj melankonie më kap fort dhe minuta të tëra nuk kam dëshirë të nxjerr zë, ndërsa kur mbërrij, edhe fytyra merr një pamje tjetër, alegrie, lumturie dhe dukesh krejt tjetër njeri, aq sa nuk u beson më syve. I ngjan tharmit që i përgjumur, zgjohet dhe

mendja fillon të transmetojë impulse në sipërfaqe.

Në mëngjes alarmi i zgjimit nuk tingëllon shumë që të të bindë të ngrihesh, të ngurrosh ende mes rrobave të ngrohta në shtrat, por hidhesh menjherë përpjetë në këmbë, si i shpuar nga ndonjë majë gjilpëre. Është thirrja e kujtimeve dhe nostalgjisë që bëhet protagonistja kryesore e lëvizjes. Pak kohë për të gjetur furgon dhe rrugëtimi i gjatë drejt Tiranës nis. Ëndrrat mund të fillojnë të ëndërrojnë deri në mbërritje. Tash që rruga është përmirësuar, ethet janë më të durueshme, sepse më parë, durimi duhej t'i nënshtrohej udhëtimit, edhe më të gjatë me autobus dhe tren. Kilometrat fillojë të mbeten pas mbi asfaltin e lagur nga nata, ndërtesat e reja në të dyja anët, pjesa e qiellit e vogël që kundron sipër, fshatrat e vegjël që kanë lindur kohët e fundit. Po kur mendon se po shkon në një ambasadë për një vizë, për një veprimtari ndërkombëtare, e shikon se ke edhe një marsh më shumë dhe mezi pret. Si një rifreskim kalon edhe një herë në mendje dokumentat që duhen dorëzuar, kohën në pritje të emrit përmes mikrofonave të sporteleve, si dhe trishtimin që edhe pas shumë llogjesh në tv, nuk arrin ta perceptosh përsenë e mosheqjes së tyre. Shpresa është e fundit që vdes - thonë. Herët a vonë do të jemi të lirë të udhëtojmë pa viza, por për momentin është muri i fundit që duhet të bjerë. Është një pritje që po e konsumon durimin dhe që ka rrezik të shndërrohet në një nyjë në vetëdijen e shqiptarëve. Dy dekada

nga ajo ditë e ëndrrave të mëdha, nuk janë pak dhe gjendemi ende tek pikënisja, që përsëri rishfaqet, kur i mërzitur shpërthen: kjo është hera e fundit. Furgoni vrapon dhe as nuk e vë re se ke mbërritur në Pogradec ku liqeni i qetë të fton të marrësh rrezet e fundit dhe të bësh kredhjet e lamtumirës për këtë stinë. Liqeni edhe mund të presë, sepse në kthim kur fytyra do të rimarrë të njëtat shprehje, ndoshta ndalesa për një kafe në lokalet e shumtë, të ndërtuar në mënyrë abuzive pranë tij, do të jetë ilaçi më i goditur. Si për të thënë një buzëqeshje, një përjetim i kthjellët lumturie, para se të rikthehesh mes maleve. I hedh një sy orës dhe fleshe ndrojtje të shtyjnë të mendosh se furgoni nuk do të arrijë dot të të çojë në kohë në Tiranë, por pas një ndalese e pyet shoferin, nëse do të mbërrijmë në orën e parashikuar dhe kur përgjigja është e sigurtë, qetësia të kap si me magji. Është një mekanizëm i çuditshëm optimizmi, të mban plot shpresë, por nëse do të ishte i rremë, zhgënjimi do të të bënte shoqëri dhe do të ishte ngushëllimi i vetëm, edhe pse i zemëruar në vetvete, për kohën që në mënyrë të pashtershme ikën. Pas mbetën qytete të tjera dhe kur makina sapo futet në kalvarin e fundit, tash po mësohemi me rrugë të gjera dhe të drejta, i mërzitshëm, por natyror, rruga në ngjitje dhe qindra kthesa, ndonjëherë tepër të ngushta, një çlirim i përzjerrë me shqetësim lexohet qartësisht në fytyrën e pasgjerëve. Janë km e fundit dhe ankthi kalëron mbi durimin, dëshira mbi mërzinë, gëzimi mbi lodhjen.

Më në fund shfaqet pamja e kryeqytetit dhe ofshama e kyçur në pritje, nuk mbahet më: tashmë arritëm. Dita e parë e vjeshtës është e bukur, dielli nuk mbulohet nga retë, temperatura duket ende si e verës dhe e ndien që je më i çliruar se më parë. Ec me hap të shpejtë, sepse hapësira e madhe e tij të dhuron më shumë erë lirie, duket se marr frymë më lehtë dhe drejtohem për tek Konsullata. Radha e njerëzve përjashta ta fshin optimizmin, por kur takimin e ke fiksuar më parë, mund të vazhdosh të jesh i qetë, pasi i ngjan jë meraku, kur fundi i të cilit nuk duket, të shurdhon vazhdimisht. Sikur të mbaroj shpejt punë, sa mirë – thashë, pasi rrugët, liqeni, miqtë po më presin. Por fati nuk të ndin dhe historia e dokumentave të disa orëve më parë në furgon duket se zverdhet, kur sheh se mes tyre diçka të mungon. Hyra menjëherë në bulevardin kryesor, Tirana në këtë pjesë është e këndshme. Kujtoja shëtitjet e pafund të mbrëmjes pas studimit në Qytetin Studenti, pak rrugë më tej, që të zgjidhja ndonjë shaka të fatit. Në kthim pashë shumë fytyra që i kisha njohur shumë vite më parë dhe ndihesh si në shtëpinë tënde. Tirana si asnjë qytet tjetër shqiptar ta ofron këtë mundësi, ajo shtëpi që nuk mund të bëhet kurrë hasha, sepse nuk të braktisi asnjëherë gjatë viteve të rinisë. Të gjithë miqtë e mi e dinë se e kam dashur shumë Tiranën, edhe tash që është një kaos jashtëzakonisht kaotik, e dua me të njëjtën dashuri si më parë, ndoshta më tepër,

edhe pse, prej shumë vitesh të humbura më kot në provicë, nuk jetoj në të. Më vjen keq për veten, për të gjitha vitet, tash në mënyrë të pariparueshme të tretura larg, për atë ëndërr që ende vazhdon të më magjepsë. Sa më shumë je larg, aq më shumë e do - është zëri që ngaherë më jep forcën për të rezistuar. Por kur fatet e mbrapshta troksin, hapu dyert. Dhe unë në fakt i kisha hapur të gjitha: dyert, dritaret, kohën në dispozicion, edhe pse pas pak, më prisnin minuta me shokët e mi të dikurshëm para një filxhani kafeje. Kur takohemi kemi shumë gjëra për të thënë e rithënë. Mos u dekurajo – përsërita kush e di për të satën herë – pak pak gjithçka do të jetë tutje dhe Tirana do të jetë krejtësisht e jotja. Aty nga ora 4 e pasdites, durimi mori shpërblimin e merituar. Isha i lirë, i lirë të zhytesha në takimet e shumta dhe kapriçiot që dua t'i kënaq, sa herë vij në Tiranë. I telefonoj shokut të parë të studimeve, por zëri pak i ngjirur, më dekurajon disi, sepse gjendet i burgosur në këtë ditë të shkëlqyer vjeshte, i burgosur mes mureve, filxhanave të çajit dhe paracetamolëve. S'kemi ç' të bëjmë! Takohemi herën tjetër – i thashë. Telefonata e dytë pati përgjigje pozitive. Takohemi në mbrëmje për një kafe – më mbërrin në vesh zëri nga celulari i tij. Po përfitoj nga rasti të shkoj tek të afërmit – mendova në çast – dhe pak hapa më tej ndodhet liqeni, ku natyra e vërtetë dhe e pandotur të pret pa ndrojtje. Nuk ka çfarë të fshehë: ajri gjithnjë i pastër, puhiza që të përkëdhel

si dikur, njerëzit që nuk mungojnë asnjëherë, por edhe frymëzimi për ndonjë varg, si në kohën kur isha student. Tani që kujtimet janë të qeta të të pushtojnë, poezia e parë lindi buzë liqenit, kur zemra vërtet rrihte për ndonjë bashkëmoshatare. Marr rrugën në ngjitje, aty tek lokali ku çdo të dielë nuk gjeje kurrë vende të lira, do të gjesh tani simbolet e kishës së dikurshme ortodokse të Shën Prokopit. Një fotografi me celularin, kapriço që s'mund t'ia mohoja vetes dhe drejt vendtakimit. Në sheshin para godinës së universitetit, në krah të majtë të tij, ndodhet momentalisht e vetmuar një statujë e shënjtores sonë, që e mundi botën me humanizmin e saj. Që aty bulevardi në horizont ishte bosh, shkëndija ndizet më vonë, pas pushimit të detyruar të pasdites. Para stadiumit kombëtar tek një lokal, vendosëm të pinim kafen tonë dhe biseda rrjedh e qetë. Ndërkohë mbrëmja kishte zbritur, por edhe freskia e saj. Mes dritave të pafund rimora rrugën deri tek shtëpia e të afërmve për të dalë përsëri, aty poshtë shtëpisë me kushëririn tim gazetar sportiv për një gotë birrë, duke ndjekur ndeshjet në ekranet e shumtë të lokalit. Të nesërmen përsëri dokumenta për në Konsullatë, një burokraci që duket se po i vjen fundi, dhe në pritje të telefonatës së mikut tim italian Pieranxhelos, edhe ai në radhë për një vizë amerikane. Qeshnim me shaka, pasi kishte marrë emërimin e ri, bashkë do të bënim rrugën e kthimit. Përbri Ambasadës ngrihet një kullë, e përuruar

kohët e fundit dhe në katin e 20- të dal në tarracën e saj për një kafe. Panorama është fantastike dhe të lë pafrymë. Rufit kafenë makiato dhe nuk ia shqit sytë pamjes së qytetit, saqë duket se nuk ngopem dot me të. Një spektakël unikal: në sfond pallate të shumtë të rinj që dikur nuk ishin dhe shikimi ndalet lart në horizont, ku ngjyra jeshile e kodrave ndërpret shëmtinë urbane, një poshtërim fantazmagorik i natyrës. Po paguajmë edhe ne haraçin e progresit tonë – thashë mendueshëm. Tirana po shndërrohet gjithmonë dhe më e madhe, më e zhurmët, një metropol që i detyron edhe provincialët më të thekur ta duan atë. Nuk ka rrugëdalje tjetër. Është dorëzim pa kushte. Disa minuta nga kulla një ndalesë tek Conad-i për të blerë pak gjëra, për nja dy ditë – më tha Pieranxheloja, sepse të dielë marr rrugën drejt Amerikës së largët, Nju Jorkut dhe do të nisemi. Sapo shqipton këtë fjalë, e ndiej se këmbët sikur u gozhduan dhe trishtimi rilindi në fytyrën time. Është e pashmangshme: jam mësuar me dy ndjenja të kundërta, në luftë të përjetshme mes tyre: gëzimi i nisjes dhe trishtimi i rikthimit në një qytetin tim. Shpesh, që rruga të mos na duket e mërzitshme, e ndajmë në pjesë, me ndalesat edhe ndonjëhere të sforcuara, si sebep për pushim. Aty në të hyrë të Librazhdit kemi rast të mirë që të shijojmë kuzhinën tek restoranti Gjahtari dhe më pas ngadalë në një alternim ngjitje-zbritje, mes pamjesh herë interesante, herë të bukura, i vjen fundi rrugës.

Mbërrijmë në destinacionin e fiksuar në mendje që për mua nuk e di sesa do të zgjatë ende, ndoshta përgjithmonë, duke mbajtur në zemër si miken time besnike, nostalgjinë për Tiranën, por që për mikun italian, po përfundonte. Pas dy vitesh në një qytet të vogël shqiptar, për të e ardhmja ishte tashmë projektuar përtej oqeanit, tek kryeqyteti i botës, Molla e Madhe, ashtu si kryeqyteti ynë, edhe pse i zhurmshëm, Tirana. Vjeshta tashmë është realitet, ashtu si mosha jonë, jeta jonë që fillon të japë shenjat e saj të dukshme.

Tiranë, dita e parë e vjeshtës 2010

## Edhe koha lodhet nga pritjet

Makina gri metalixato, një Wolks Passat tepër komod për udhëtime edhe të gjata, me të cilën po shkonim në Ohër, u ndal para trarit tek dogana maqedonase në një ditë përvëluese korriku. Pa qënë nevoja për viza, gjithkush mendon se është më e lehtë tani të shkosh për pushime, për punë, për tregti në disa vende përreth. Mjafton të kesh një pasaportë dhe të presësh një asikuracion dhe rradhët e gjata të pritjes, udhëtimet pambarim në Tiranë për vizat, marrin fund, ashtu si psherëtimat e vazhdueshme dhe në heshtje, kur punët ecnin mbrapsht, kur ktheheshe në shtëpi i lodhur nga burokracitë e stërgjatura në ambasada dhe nga orët e çmuara që humbnin kot, në vajtjeardhjet për një vizë. Edhe koha lodhet nga pritjet e fiksuara në kapitolët e gurtë të dyerve imagjinare, para pikave kufitare, tani gjithnjë e me pak, kujtimet që e dëshmojnë këtë sfilitje në fotot e shumta të viteve të para, kur koha dukej se ishte tepër e freskët dhe e shkathët. Sa më shumë kalon koha, aq më pak provon atë ndjesi të fluturimit pa bereqet. Këto mendime

me vinin në mendje në pritje të radhës së kontrollit të pasaportave, duke shkëmbyer ndonjëherë ndonjë batutë më miqtë e tjerë që udhëtonin në të njëjtën makinë. Pritja e lexuar në sytë e dikujt që rend për të kapur shansin e një përfitimi të shpejtë, është krejt e ndryshme nga ajo e atij që e ka marrë me nge ditën, pasi e ka ndarë mendjen, se puna tashmë është një pjesë e jetës që duhet të mbetet një rast i izoluar, të paktën në ditët që shkon diku tjetër, me të vetmin qëllim, për të ndryshuar disa momente të zgjimit, të kafesë, të punës, të monotonisë së përditshme, deri në orën e kthimit në shtëpi dhe që shoqërohet në mbylljen e ditës në mbrëmje vonë, para një tryeze me pjesëtarët e familjes apo para një ekrani, qoftë edhe nga më modernët, plazma apo LCD, në prtije të orëve të gjumit, të hyrjes në botën e pandërgjegjshme të ëndrrave. Ndryshimi herë pas here i këtyre momenteve, duket sikur t'i përtërin forcat, të motivon më shumë drejt një jete që kur kthehesh, duket se i ndryshon, por që sapo kalojnë vetëm disa ditë, i rikthehesh monotonisë. Por përsëri është një domosdoshmëri, kërkesë e brendshme e natyrës njerëzore, për të provuar faktin se çdo ndryshim mund të jetë shtysë drejt risive të jetës, sidomos kur jeton në qytete të vogla dhe ku monotonia është vrasëtarja e pafajshme e kuptimit të pakthyeshmërisë prapa, të jetës ku ndryshimi nuk merr jetë. Polici doli që nga vendqëndrimi i tij dhe u afrua për të parë pasaportat dhe tek kalonte

para syve faqen e parë të tyre, u ndal tek njëra që, pavarësisht shakave të shokëve me të cilët kishim shkuar në vendet fqinjë, do të ngjallte kureshtjen e çdo pikëkalimi. Në fotografi poseduesi i saj kishte flokët e gjatë, me mjekër dhe për moralistët e parimeve konservatore të doktrinave të interpretimit, më thuaj se çfarë fotografi ke, të të them se cili je, ishte rasti më i mirë i grafomanëve të paskrupullt kritikues, të thurrnin artikuj, ligjërime, ese' të flokgjatëve që dikur i quanin sehirxhij që rrinë duarkryq, që kanë shumë vese, që nuk e meritojnë respektin, pasi shenjë e këtij respekti të shtirë, duhet të ishte një prerje e flokëve sipas moralit që ata konceptonin.

Nuk ishte hera e parë që probleme të tilla keqkuptimi apo keqinterpretimi lindnin nga kontrolli i pasaportës. Përjashtimi vërteton rregullën.

Jeni ju në këtë fotografi? – pyeti disi mëdyshës. Sigurisht që jam unë – u përgjigja i vendosur. Ka ndonjë problem? – vazhdova i qetë. Dukeni krejt tjetër njeri me flokët shkurt – e mbylli bisedën dhe po drejtohej tek kompiuteri që të verifikonte pasaportat.

Kur polici mësoi se nuk ishte hera e parë dhe se personi në fjalë ishte i sferës akdemike, pa përmendur nocionin gazetar, emër që të gjithë i ndruhen, menjëherë ndryshoi qëndrim dhe habia ia la vendin respektit. Sa shumë debate bëhen sot në botë për t'i bërë të vlefshme mendimet e secilit prej nesh, orë të tëra para mikrofonave, ekraneve, mbledhjeve pafund, por sa pak kohë duhet për të

kuptuar se me kë po bisedon dhe çdo dyshim tretet si me magji, apo merr rrugën pakthim në formëm e turpit, duke nxitur menjëherë në mendjen e bashkëbiseduesit ndjenjën e përulësisë dhe kërkimit të ndjesës, pasi gjykimin e shpalli nga aparenca. Më keq akoma kur shkaku i keqkuptimeve janë transmetimi nga goja në gojë i «bëmave» të kurdisura dashakeqe që të pamoralshmit i servirin si të vërteta të pakundërshtueshme, pasi janë duke deliruar nga ndjenja egoiste e madhështisë apo postit të përkohëshëm, që padrejtësia i cakton si gjykatës të rremë të fateve të tjetrit. Shumë mirë, mund të hapja derën dhe të thosha shprehjen klasike: nuk e dini ju se kush jam unë? T'i tregoja më pas teserën e gazetarit e të filloja të protestoja për hamendje apo supozime aparencash. Por madhështia nuk është një virtyt që mund t'ia veshësh vetvetes, atë duhet ta skicosh, pasurosh, vërtetosh në jetë, duke i dhënë formën që njerëzit duan, madhështi humane.

Më në fund trau ngrihet dhe makina merr udhën drejt qytetit më të parë, të vizituar kaq e kaq herë. Jashtë vapa nuk jepte shans për ndonjë freski të papritur, por brenda makinës ajri i kondicionuar ta bënte udhëtimin më të këndshëm. Rruga shtrihet tutje mes pyllit të bukur të parkut të Galicicas, që merr formë sapo kalon doganën. Shikimi bie mbi gjithë gjerësinë e shtrirjes së gjelbërimit, në këmbë të malit, që thikë ngrihet mbi park dhe që duket se është gardiani më i mirë i tij, duke ngjallur më

shumë se frikë, një lloj nënshtrimi ndaj bukurisë, plotësisë, natyralitetit. Pasi rruga tregon kilometrat e përshkruar, për nevoja shëndeti, ndodh që edhe komoditeti nuk i bën dot derman marramendjes për shkak të intolerancës së organizmit, buzë liqenit, në një xhep rruge me zhavorr, mbi dhjetra metra lartësi nga niveli i liqenit, makina u ndal për t'i dhënë preçedencë ndjenjës njerëzore të mirëkuptimit dhe ndihmës, një bashkëudhëtareje, që shija e udhëtimit të mos shndërrohet në krupë. Panorama nga sipër është jashtëzakonisht tërheqëse dhe unike, si vetë liqeni dhe speciet që e gjallojnë atë. Uji ngjyrë smeraldi i liqenit dhe gjelbërimi pas krahëve tanë duket se nuk kanë ndarje, sikur gjithë ai gjelbërim malor të derdhet lezetshëm në liqen dhe të sjell në shpirt një ndjenjë kënaqësie.

A nuk ta ngjallin këtë ndjenjë të gjitha bukuritë që ke parë? A nuk shërben pikërisht për këtë bukuria? Të lidhë pazgjishmësisht nevojën për ndryshim humoresh dhe gjendjesh shpirtërore me atë të eksplorimit të bukurive që ende nuk ke pasur mundësi t'i zbulosh. Shija pëson transformime, kur fotografitë memorizohen pas eksplorimeve dhe mbivendosen, lidhet me një buton, që starton, sapo kujtesa tundohet nga braktisja e monotonisë.

Buzë humnerës nëpër të cilën një rrugicë gjarpëronte majtas dhe poshtë pingul pa ndonjë mundësi zbritje, veç me një hedhje nga tampolina apo kacavjerrje alpinistësh, ndodhej një shkëmb i mbirë

aty për të dhuruar relaks të padiskutueshëm me pamje marramendëse. Disa minuta për ndonjë imagjinatë historish kur të cytur nga armiku, gratë me fëmijët në krah apo përdore, kryenin sakrificën sublime të vetëvrasjes, apo ndonjë fotografi, për të treguar se josha e aventurës ka lindur me njeriun dhe merr kuptim kur loja e filluar, gjen shtrat tek njeriu, më i ndjeshmi dhe emocionali nga shpirti.

Në një gji të vogël një grup plazhistësh po kryenin aktin e ndërgjegjshëm të marrjes së rrezeve dhe shuarjes së vapës në ujin e kthjellët të liqenit. Sikur të mos ishim në një lartësi, që vetëm shikimi ta sillte mendjen rrotull, ishim gati të hidheshim edhe ne për të kryer aktin tradhëtar të shmangjes së rrezeve të nxehta, por që si në një gjendje ethesh, kërkon me çdo kusht ta shuash. Dita na e lejonte këtë tradhëti, por e dinim se hoteli ku do të shkonim, ishte buzë liqenit dhe se nga rruga sipër, e kishim parë gjithmonë me zili. Nuk na mbeteshin veç disa kilometra për t'i dhënë fund durimit dhe joshjes, në ditët kur fjala, «jemi me pushime», tingëllon në çdo ekran dhe është çështja e të gjitha bisedave, ashtu si rendi i ditës, në një mbledhje të paracaktuar kohë më parë, kur ndryshimi i mendjes konsiderohet i papërfillshëm.

Keqardhja lexohej në fytyrat tona, por të bindur se një tjetër aventurë me limitet e arsyeshme të rrezikut, rrezik që çdokush e merr prasysh, që nga momenti i vendimit për tu nisur, pas një viti idesh,

synimesh dhe ëndrrash, na priste, pas pak, në krahët e saj me pishinat para hotelit. Makina u nis, nisën bashkë me të bisedat tona, muzika në sfond dhe mendja e stakuar nga preokupimet e punës së përditshme.

Korrik 2010

# Miq të rinj, avaze të vjetra

Aty nga mezi i korrikut miqtë e «vjetër» italianë, morën rrugën për në shtëpitë e tyre, meqë ishte periudhë vere. Natyrisht duke qënë kaq kohë larg shtëpisë, nostalgjia të mbërthen dhe të mban të lidhur fort deri në çastin e largimit, ose, nëse nuk ke ndjenja të tilla, pasi je mësuar me largimet, si ne poetët, që kudo që shkojmë jemi po ata, thirrja ndaj asaj hapësire, herë të vogël, herë të madhe, ndaj asaj që të ka parë të rritesh, të bëhesh burrë, edhe pse rrugëtimi nuk është asnjëherë i drejtë, bëhet edhe më e fortë. I përcollëm të gjithë, disa edhe për gjithmonë, në kuptimin se e kishin përfunduar mandatin, disa me urimin se do të takoheshim në shtator, nëse mosmirënjohja e ndjenjës do të ishte kaq e pamëshirë, duke shtypur çdo kujtim që na lidhte me kohën që kishim kaluar bashkë. Trokiti shtatori dhe lamtumirave iu shtua edhe ndonjë emër tjetër, por ndërsa përshëndetnim ata që po largoheshin, të tjerë trokitën, duke mos e lënë boshllëkun të qëndronte për një kohë të gjatë, si një urë ndarëse mes nesh. Edhe ata që erdhën, iu

desh të përballen me çastin e padëshirueshëm të largimit, pasi detyra po i çonte gjetiu. Dikush mund të mendojë se në vendin e tyre do të ishin më mirë, komoditeti nuk do të mungonte, familja, të afërmit dhe miqtë po ashtu. Kur e ke ndarë mendjen për të shkuar diku, i ke marrë parasysh të gjitha vështirësitë, të gjitha lamtumirat e përkohshme që ditaditës të ngacmojnë në mendje. Ndoshta dhe nuk shqetësohesh shumë, pasi je i bindur se një ditë do të kthehesh, nëse nuk të kap ndonjë dashuri më e forte e që t'i prish të gjitha planet e që ta rikthen jetën në ditët e para të përballjes me të, në një moshë të njomë, por edhe i gatshëm për të marrë të gjitha përgjegjësitë që rrjedhin prej saj. Prej një dekade presim e përcjellim miq prej vendit përballë Adriatikut, si një stafetë që edhe sikur të ketë ndonjë stop, do të vazhdojë përmes kanaleve të tjerë të miqësisë që në vite krijoi disa ura, që vështirë se mund të shemben ndonjëherë, edhe sikur furtunat e fatit të fryjnë . E ndërsa ecejaket e tyre ndërrojnë vendet, edhe pështjellimi ia la vendin qetësisë dhe një atmosfere tjetër të shijimit dhe njohjeve të reja. Miq të rinj, avaz i vjetër, jo vetëm në traditën tonë të mikpritjes, të shoqërimit që të njohin vendin, të kafes së mirëseardhjes, por edhe në atë të turistit që kërkon me insistim një guidë që të shohë se çfarë përfaqëson atdheu i dytë për disa vjet. Të njohin historinë dhe kulturën e tij, pasi vetëm një orë jemi larg. Pastaj ka lidhje të thella që, edhe pse shekujt

përpiqen t'i fshijnë, është memoria që me fanatizëm ruan të gjitha datat dhe nocionet që farkëtohen pas sprovave të shumta të lidhjeve. Nuk ka pasqyrë më të mirë, sesa pasqyra e historisë, t'i nxjerr para të gjitha meritat dhe gabimet që paraardhësit kanë bërë. Të sprapsesh nuk është e vështirë, por të përballesh me këto realitete është edhe më e vështirë, pavarësisht se nuk je përgjegjës i paudhësive, është më fisnike. Disa shembuj flasin më shumë sesa furçat e hipokritëve; Papa Gjon Pali i II pati guximin, forcën dhe zgjuarsinë të pranonte fajet e paraardhësve. Mëkatet nuk tregohen, por kur pranohen, është njëlloj sikur të jesh bashkëfajtor në to.

Dita e bukur e së dielës na ftoi të shkonim drejt perëndimit, imazhe të virgjëta që i thurrëm që nga vitet '90, Go west është kënga që për vite shoqëroi pasionet tona, në një nga qendrat më të njohura të trevës së Korçës, Voskopoja. Të flasësh për të dhe të duash t'i shpjegosh ngjarjet, më jep mundësinë të luaj një rol, atë të ciceronit, që nëse dëshiron të tregohesh diplomatik, përpiqesh me çdo kusht të reduktosh fijet e fshehta të prapaskenave të historisë. Por kur gjendesh para një burri 92 vjeçar, që Shqipërinë e ka njohur që para lufte, misioni është krejt i kompromentuar. Emilio, Miriam, Xhovani janë emrat e disa miqve të rinj që fati, i mbarë apo i mbrapshtë i solli përtej brigjeve të Italisë.

Pasi kalojmë qendrën e qytetit, drejtohemi nga unaza e tij dhe pas një kthese, futemi në rrugën që

të çon në Voskopojë. Sa ka ndryshuar Shqipëria – më thotë profesor Emilioja – e vura re që në Durrës. Dekada më parë kishte tjetër natyrë. Kjo më shtiu në mendime dhe fillova të flisja për ndryshimet pas viteve ’90 dhe për historinë e njërës prej qendrave më të njohura shqiptare që kishte patur lulëzimin e vet, civilizimin e vet me institucione dhe akademi që sot do t’ia kishte zili edhe vetë kryeqyteti. Ndonjë sekret të vogël edhe mund ta tregoja, «mëkati i tradhëtisë», pavarësisht se krenaria do të zemërohej me mua. Më mirë të zemërohej ajo me mua, sesa të tregohesha tepër lakonik.

Vrullin këtij qytetërimi, në tre raste, ia kanë ndërprerë vetë shqiptarët – ishte fjalia që më doli nga goja. Dikur do të ishte gabim i thellë politik, por do ta kisha bërë me vetëdije, edhe sikur pasojat të ishin të pakonceptueshme. Burrëria do të ishte burracakëri, nëse do të përpiqesha ta mbuloja të vërtetën. Çfarë na mbetur nga e kaluara? – një pyetje që më erdhi disi papritur në atë çast. Jo se nuk i njihja monumentet, por do të prisja me kureshtje, ndoshta dhe një ndjenjë turpi, reagimet kur të gjendeshim para tyre. Dy nga monumentet janë ende në këmbë, por me shumë probleme të mbijetesës dhe kujtimet e mia fluturonin tutje në Itali, ku gjurmët e civilizimeve kishin tjetër status.

Kapërcejmë urën e re, e ngritur enkas, duke kaluar paralel me të vjetrën dhe me ankth po prisja pyetjen rutinë që mund të bëhej në çdo moment.

I hodhën një shikim të vjetrës, por e kuptova se lexova kritika në sytë e tyre, sikur më thoshin se përse nuk mund të kalonin në rrugët e vjetra, mbi ato gjurmë ku kishin kaluar shumë breza të tjerë më parë. Nuk munda t'ua shpjegoja mënxyrat e demokracisë pa memorie të dekadave të fundit, pasi u ndruhesha shpotitjeve.

Jeni një komb që nuk ka respekt për memorien e vet – ishte përgjigjia që më mundonte më shumë dhe që mund të shkaktonte polemika të shumta në mjedise të tjera. Pasi kaluam edhe kilometrat e mbetura, para nesh u shfaq fshati për të cilin u kisha folur më parë. Ndalemi tek kisha e Shën Kollit për të parë nga afër kujtesën e plagosur të një kombi; afresket edhe sot mbajnë vulën e përdhosjes, me emra njerëzish krejt të panjohur që ende janë të gdhendur mbi to. Emri i budallit gjendet kudo – është jehona e fjalëve të mësuesve të mi të shkollës së mesme, kur përpiqeshim që të linim ndonjë gjurmë të viteve, nga koha kur ishim nxënës. Papjekuria, apo forca e zakonit të shtyn drejt akteve të tilla vandale, me besimin se pasardhësit do t'i lexonin një ditë dhe do të kujtoheshin për ne. Memoria është e shkurtër për njerëzit që nuk dinë ta jenë largpamës. Pak metra më tutje, memoria vazhdonte të qëndronte e plagosur në këmbë, me dyert e mbyllura të kishës së Arkanxhelit Mikel, por që nuk ekzistonte fare, krejtësisht e rënuar, vetëm pak metra më tej në një kishë tjetër. Për secilin prej nesh, një fotografi është

mburrje, kur ia ke dalë mbanë të arrish në vende që për nga vështirësitë nuk ka të barabartë. E lëmë atë pjesë të fashatit dhe marrim rrugën për tek një kishë tjetër, që për ironi të fatit edhe nga ana gjuhësore kishte gabime në shkrime, ku qëndronte në këmbë vetëm një ndërtesë, pa kurrfarë të dhënash piktorësh, shenjtorësh apo datash krijimi. Më dukej një histori më shumë ngjarje dhe dokumeta, por pa asnjë datë që pasardhësit të mund ta tregonin.

Ikim diku tjetër – thashë – aty ku memoria është e freskët dhe e datueshme, tek Manastiri sipër në kodra. Të paktën aty do të isha i qetë për pak kohë, pasi datat edhe pse janë numra të shkruar, janë të dhëna që flasin dukshëm dhe pa ekuivoke.

Tek dera lexojmë emrin e tij dhe pas disa hapash lashtësia flet me gjuhë tjetër, me atë të ekzistencës. Ishte disi e vështirë të shoqëroje Emilion, i cili mbështetej rëndë tek bastuni, shoku i tij më i mire, pas shpatullave tona, i vetmi që mund të mbante peshën e viteve dhe që mund të na jepte një leksion të mirë kujtese. Pak shkallë dhe u gjendëm brenda kishës që shekujt nuk kishin arritur dot ta mposhtnin. Kuratori pas shpjegimeve të çastit, e bëri vetë një fotografi, atë të plakut 92 vjeçar me të bijën, shenjë e bukur e stafetave që brezat ua kalojnë të tjerëve, kur ora e tyre troket për të mos u kthyer më pas.

Nëntor 2010

# Festa e fsinikëve që nuk njohin moshë

(Maturës 2006, shkolla «Th. Gërmenji», Korçë)

7 marsi do të trokasë përsëri, ashtu si në vitet që tashmë kemi lënë pas. Do të mbërrijnë urimet e shumta si gjithmonë me kartolina, mesazhe edhe elektronike, me telefonatat atë ditë, me takimet në rrugë kur del nga shtëpia dhe nisesh për të shkuar në shkollën ku punon. E di që kur të hysh në klasë, nuk mund t'i përmbash emocionet që ndonjëherë përfundojnë me lot, i prekur nga respekti që nxënësit e tu, edhe pse mes tyre ka çapkënë, të rezervojnë në ditën kur i gjithë kombi drejton sytë nga përhapësit e dijes, fisnikët e shpirtit dhe të mendjes, farëmbjellësit e së ardhmes. E ndoshta dikush prej nesh artistëve do të ulej para komjuterit dhe do të hidhte në të faqe të pafund kujtimesh në kohë, herë të bukura, herë të dhimbshme, ashtu si përpjekjet e përditshme mes shumë vështirësish shqiptare. Ndërsa unë vendosa të bëj të kundërtën, të mos shkruaj për mësuesin që pret urime, për ankesat e tij për brezat që nuk janë më të parët, për kritikat e shumta që nuk i kursejmë, kur mësuesit keqtrajtohen dhe dhunohen prej politikës, por t'i surpizoj ata që me kapriçot

e moshës na sjellin andralla dhe që na shtien në mendime, edhe kur pas ziles së orës së fundit, nuk na ndahen nga mendja deri natën vonë, kur shkojmë në shtrat, për një pauzë të domosdoshme shkëputje nga jeta, me qëllim që të na rifreskojë për ditën e nesërme, pasi je i bindur se gjithçka do të rifillojë nga e para. Kjo është lufta jonë e përditshme me jetën e tyre që duket e pashqetësuar dhe plot delire lirie, është mosha e ëndrrave dhe secili po i thurr sipas mundësive. Vajzat janë më të shqetësuarat, sepse e dinë se bota është tepër agresive ndaj tyre, se shumë syresh kanë marrë rrugët e botës për një fat më të mirë, por kanë gjetur trotuarin si shpërblim ndaj aspiratave për një jetë për të qënë, për një familje normale me fëmijë që të japin gëzim, për një karrierë kur janë të qarta për aftësitë e tyre. Djemtë – dihet - kanë të tjera kërkesa nga tonat dikur; një punë të mirë kur ka mundësi, një makinë pse jo të bukur dhe të dukshme që të tërheqin vëmendjen e vajzave, por edhe të njerëzve nëpër rrugët e qyteteve. Pasi ta ketë rrëmbyer trofeun, i duhen mjete që ta mbajë fort pas vetes, t'i kënaqë kërkesat dhe ambicjet edhe pse egoiste që vetë trofeu kërkon. E përballë këtyre, mësuesit gjenden në një luftë të gjithanëshme në këto marrëdhënie.

Zanat i mallkuar i yni – thoshte një miku im – por që nëse dashurohesh, mbetesh përherë i tillë.

Jo, nuk jam dakord me ty, është zanati më i bukur, pavarësisht se për disa mësuesit janë idealistë

fatkeqë të pandreqshëm. A nuk janë nxënësit që mes tyre na bëjnë të ndihemi përherë të rinj? Privilegj dhe detyrë që nuk më pëlqen t'u shmangem.

Në takimet me prindërit dëgjoje edhe zëra absurdë: E çfarë bëni gjithë ditën, më thoshte njëri prej tyre. Kuptohet u ndieva keq, por nuk ngurrova: Merrem me fëmijën tuaj dhe nuk është e pakët, apo jo? Nuk u ndala më shumë t'i shpjegoja dallimin mes nesh, pasi kishte shumë gjasa që të mos e kuptonte, ose nga pozicioni t'i dukej vetja se kush e di se kush ishte.

Kjo është lufta jonë e përditshme ndaj veseve që duket se e kanë pleksur keq jetën e tyre ende të njomë, të dhënë tashmë pas dëshirave tepër të guximshme për moshën. E ndodhesh përsëri aty mes tyre, nga njëra orë tek tjetra, nga njëri problem tek tjetri, nga një individ tek tjetri.

Sot nuk jam përgatitur – përgjigjet nga bankat dikush, kur e zë lapsi për të ardhur në dërrasë dhe të përgjigjet.

Nuk e dija – përgjigjia e rradhës, më e pafajshme që në gojën e tyre tingëllon ende fëmijërore.

Ende nuk po rriten – them gjithmonë me vete – i kapur nga një lloj keqardhje, por edhe vetëdije për limitet e tyre. E më pas e kupton se ndëshkimi edhe mund të presë që të shfaqë egërsinë e notës.

Epo ne mësuesit këtë armë kemi në dorë – thoshte një koleg – dhe nuk ia lejojmë vetes që të tallen me djersën tonë, me bukën tonë. Ke të drejtë

që të kujdesesh për bukën tënde – replikoja. Kërko edhe të drejtat e tua në rast se shkelen, por duket se para notës ke një lloj pushteti që mund të ta verbojë arsyen. Nuk mbahet pushteti me dhunë! – ky është ndryshimi ynë nga ata që «notën» e kanë qëllim në vetvete. E diskutimet nuk merrnin kurrë fund, ndonjëherë edhe provokues ndaj kolegëve. Përplasjet politike mezi presin rastin që të kenë viktimat e rradhës, edhe mes atyre që kurrë nuk i dëshirojnë në ndërgjegje të tilla, pasi misioni ynë është i drejtuar nga e ardhmja, sytë tona janë tek ajo që nesër këta nxënës do të jenë. Në shënimet e mia në fletoren e ditarit, kisha shkruar një fjali që tingëllonte tepër domethënëse: Ai që ti je sot, unë isha dikur, ai që do të jesh, unë tashmë jam. Nuk ka gjyq që mund të vërtetojë «fajet» tona, nuk ka prokuror që mund të bëjë akuzë ndaj diturisë. Gjyqi i përket të ardhmes kur të kthehemi pas dhe të shohim se çfarë bëri e gjithë shoqëria për veten e vet.

Prej kohësh nxënësit e vitit të katërt e prisnin udhëtimin e tyre në Sarandë. Ishte një traditë që edhe paraardhësit e kishin respektuar në fund të vitit të katërt, pak kohë para provimeve, si një provë e pjekurisë së tyre, e parapërgatitjes për një tjetër jetë që në vjeshtë do të trokiste në zemrat e tyre, për tu nisur drejt universiteteve ku do të studionin. Një udhëtim që për asnjë motiv nuk mund ta humbnin, edhe sikur impenjimet të ishin të shumta, plot strese nga testet, detyrat, provimet. Kisha vetëm gati një vit

në atë shkollë, por nuk tërhiqesha prapa nga kërkesat e tyre gjatë vitit, që t'i shoqëroja në eskursione. Ndoshta edhe çuditeshin nga mosrefuzimi im i vazhdueshëm për t'i shoqëruar, ndrojtje që me të tjerët lindte natyrshëm pas refuzimit. Vija re se një përgjigje jo të qartë dhe të prerë nga kolegët, linte një shije të hidhur tek ta dhe përpiqeshin të reagonin me forma të ndryshme proteste, mosbindje që shpesh ua kalonin atyre që ekranet na servirnin. Kjo ma forconte më shumë bindjen se duhej t'i shoqëroja.

Ku do ta gjejnë më këtë shoqëri kaq të çlirtë nga paragjykimet e moshës? – u thosha miqve kur bisedat tona detyrimisht shtriheshin edhe për nxënësit.

Ka vetëm një problem që nuk duhet ta ekzagjerojnë me çapkënllëqe. Edhe mund ta humbin sensin e masës dhe më pas do të pendohen, siç ndodh kur mosha bën të vetën. Nuk ka kuptim që të mos gabojnë, ndryshe nuk do të mësojnë kurrë, por kur gabimet të jenë nga mosdija dhe jo nga vetëdija – konkludonim në një mendje.

Të lutemi prof. ejani me ne se askush nuk do të vijë – ishte thirrja e tyre e dëshpërimit.

Po pse nuk do të vijë askush? – pyesja unë, por që e dija shkakun. Nuk vinë, sepse e keni shkelur dhe tradhëtuar besimin që kanë patur tek ju. Po e theve një herë besimin, nuk ka kohë, sado që të kalojë, që ta ndreqësh më. Ky ishte momenti që unë kërkoja vëmendjen e tyre dhe premtimin. Nxënësit nuk të besojnë, nëse u përgjigjesh me të njëjtën monedhë,

prandaj e kishin të qartë se korrektësia dhe fjala e dhënë kishin peshën e duhur. E tek mësuesit ata shohin njeriun që synon formimin e tyre, guximin që t'i pranojnë gabimet hapur dhe të mos i përsëritin më, modelin, edhe pse sot, disi të shformuar nga shqetësimet e kohës.

Nëse e thyeni edhe besimin tim, nuk u shoqëroj më as unë – ishte përgjigja e fundit. Gjeni dhe të tjerët që do t'i bashkohen grupit dhe na qoftë rruga e mbarë – përfundova. Nuk mund ta imagjinoni ovacionin dhe thirrjet e tyre, sikur u çliruan nga një ankth i gjatë pritës që po ua çorientonte kokën.

A nuk kanë vepruar kështu edhe mësuesit tanë me ne kur ishin nxënës? – është pyetja që sado që mundohem ta harroj, nuk më ndahet. Pas disa peripecive të nisjes, ndonjë mëdyshje të prindërve, më në fund nisja nuk ishte më një imagjinatë. Para shkollës shija e fjalës së mbajtur kishte natyrë tjetër, që në sytë e tyre shpalosej me gjithë fuqinë e rinisë. Moshë e jashtëzakonshme, rinia!

E përse duhej të tregohesha indiferent dhe i pandjeshëm ndaj një dëshire të ligjshme për të dalë nga katër rrugët e qytetit, kur në Sarandë vera dhe pushimet po hynin bindshëm në një natyrë që nuk e gjen në vendlindje?

Sapo autobusët kaluan qytetin dhe po drejtoheshin drejt jugut, edhe kënga filloi të dilte nga koret e nxënësve. Nuk mund të mos i bashkohesha gëzimit të tyre. Nuk më pëlqen një lloj ftohtësie akademike

imponuese edhe jashtë mureve të shkollës. Një prindi të kujdesshëm nuk i lejohet të gabojë rëndë në momentet delikate të fëmijëve, ndryshe do të pendohej gjithë jetën. U pata thënë para nisjes se përgjegjësinë e udhëtimit do ta merrja unë dhe kolegët e mi deri në fund, prandaj ndiheshin të qetë dhe të sigurtë. Siguria është shtysa që të guxosh për të realizuar dëshirat, edhe sikur të mos jetë krejtësisht e tillë.

Autobusët orë pas ore kalonin qytetet e jugut dhe rendnin papushim drejt qytetit ekstrem. Ndonjë ndalesë për çlodhje ishte e detyrueshme, pasi timoni kërkon përqëndrim të madh në këto rrugë. Një miku im italian, sa herë që niseshim për udhëtim, i dilnin para rrugët dhe kthesat pambarim dhe udhëtimi fillonte me shijën e keqe që në mëngjes. Sa më shumë i afroheshim destinacionit aq më i lexueshëm ishte padurimi i nxënësve. Syri i Kaltër ishte një synim që nuk mendonim ta anashkalonim, pasi ishte e panjohur pothuaj për të gjithë. Kafja mes gjelbërimit dhe ujit kristal ishte parajsa e vërtetë drejt së cilës nuk mund t'i mbyllje sytë. Qetësia e kishte pushtuar natyrën e cila dukej se shqetësohej nga rrjedha e ujit, që shndërrohej në shkumbë tek binte nga lart. Tundimit për një banjë në ujin e ftohtë nuk mund t'i shpëtonim, por sapo viheshe në kontakt me temperaturën, dridhja ta ndërronte mendimin. Aparatet fotografike nuk pushonin dhe blicet u ngjanin xixëllonjave që endeshin në një fluturim që e kishin humbur ekuilibrin.

Tashmë para nesh nuk kishte më asnjë pengesë të gjatë që të vinte në provë durimin. Vetëm faktori kohë nuk ishte kurrë me ne. Na qeshte kur e shihte se padurimi mësynte tek secili. Pas kthesës deti u shfaq me gjithë madhësinë e vet dhe poshtë Saranda e qetë pasdite, kohë e nevojshme për shpëlodhje, pas orësh e orësh buzë detit. Tjetër ajër, tjetër aromë, të tjerë njerëz që deti ua kishte rikthyer, edhe pse për pak kohë buzëqeshjen. Saranda atë fundjavë i ngjante një qyteti të madh dhe të pagjumë, ku jeta kishte tjetër shije: larg shtratit komod të shtëpisë, shëtitje të pafund buzë detit, netë të zjarrta nën ritmin e muzikës në diskot pa çati, pritjen e lindjes së ditës të zhytyr në ujin e pishinës, në dëfrimet marramendëse buzë saj, ndërsa përballë, pamja merrte të gjitha sfumaturat me ngjyra që ndryshonin nga perëndimet dhe lindjet e diellit, nga jeta që në ishullin e vogël të Korfuzit na përshëndeste, pas çdo dallge që përplasej në breg. A mund të qortoja veten për këtë dhuratë për nxënësit e mi edhe pse preokupimet nuk m'i kishin ndarë asnjëherë? Ndihesha fatlumë që i kisha pjesë të jetës sime. Njeriu (mësuesi) nuk jeton vetëm për vete, por ka detyrimin moral të jetojë edhe për të tjerët, për nxënësit e vet, kur pasionin nuk e ndan nga qënia njeri.

Mars 2011

## Jeta është përjetësisht një qiri i ndezur

Pasi përfundova disa punë të miat tek Fakulteti i Gjuhëve të Huaja, sa emocione më ngjall sheshi para tij, sa herë që makina ndalet aty tek rruga, pasi në të janë vitet më të bukura të rinisë, mora i bindur rrugën për tek shëtitorja Dëshmorët e Kombit, një pikë nevralgjike e kryeqytetit për të parë detyrimisht progresin e bërë pas kronikave të pafund dhe deklaratave që lidhen me atë rrugë, për të ndjerë humorin e njerëzve që janë rreshtuar si tifozët pro apo kundër prishjes së Piramidës, për të kuptuar se në këto kohë krizash, sa lekët e qytetarëve, dikush do të thotë se janë ditë festash dhe pak tepri në fund të vitit mund të lejohet, marrin kuptimin e duhur. Pasi kalon mes ndërtesave që vertikalisht të nxjerrin në të, u ndala, edhe sikur të duash të vazhdosh më tej, janë semaforët që ta pengojnë dëshirën që zjen brenda për ta shëtitur pëllëmbë pas pëllëmbe bulevardin.

Më mirë po përfundoj edhe disa punë të tjera dhe pastaj bulevardi do të jetë i imi, derisa këmbët të lodhen nga ecja – thashë mendueshëm, por edhe nga padurimi. Vazhdova rrugën drejt ish stadiumit

Dinamo, duke kaluar para Librit universitar dhe zura vend në një fast food për të ngrënë diçka, buzë rrugës, pasi dhe dita e ngrohtë ta jepte këtë kënaqësi. Tek prisja të më servirnin pjatën e porositur, shikoja përreth njerëz, makina që lëviznin para kryqëzimit si automatë, sapo semaforët jepnin ok-in. E ndërsa admiroje këtë panoramë, të vinte keq që nuk mund të qëndroje më gjatë, pasi tymi dhe gazrat ta fiknin kënaqësinë. Sa herë që shkoj në Tiranë, e kam një dyqan ku ndalem për të blerë ndonjë souvenir për të afërmit apo miqtë e mi në qytetin lindor. Ndoshta të vjen keq që nuk i ke me vete edhe miqtë, veçanërisht të huaj që të sapoardhur, nuk e njohin Tiranën tonë të bukur, edhe pse bukuria është një nocion relativ në sytë e atyre që e shohin. Hyra për të hedhur një sy në këto ditë festash të fundvitit. Zakonisht preferoj të shoh dhuratat e reja që sjellin dhe në ditët në vazhdim, nëse qëndroj disa ditë, vendos për të blerë ndonjë dhuratë. E ndala vështrimin para rafteve të shumtë, të mbushur plot e përplot, të zbukuruar si u ka hije festave. Kishte kohë që në mendje më kishte lindur ideja e qirinjve, i ngjan një dëshire të brendshme, të pakuptueshme që ndonjëherë rebelohet edhe ndaj vetë ndërgjegjes, është faktor pozitiv që të shtyn drejt reflektimeve të reja për jetën, simboli i Krishtlindjes, që natyrisht shndërrohet në metaforë të gjallë, kur troket festa. Por qirinjtë kishin ditë që nuk më ndaheshin nga mendja, një ide që po ma ngacmonte tepër ndjeshmërinë, pasi

vetëm pak kohë më parë, imazhi i tyre, i jetës që ditë pas dite kalon, i flakës ylberike tek e vështron mendueshëm, që herë lartësohet e palëkundur nga mungesa e erës, herë dredha-dredha, apo me kolpo, gati në të fikur, por që është një iluzion i rremë, pasi sapo flladi pushon, rindizet, bile fuqishëm, sikur të ishte hera e parë. Në mendje kisha vargjet e Kavafit të madh dhe të një poezie timen të shkruar kohë më parë në Itali, dhe që kishin për argument qirinjtë, por edhe një frazë të mikes së re italiane, Laura, mësuese italiane që ka ardhur në Shqipëri, që pasi i lexoi të dyja poezitë, më shkruante se fjala qirinj i ngjallte një trishtim në shpirt.

E kuptova menjëherë trishtimin e saj, atë ndjenjë që kur hedh një vështrim pas, jeta ka ditët e veta për të jetuar, të tundon fuqishëm, pasi llogarit çdo hap të hedhur dhe shpërdorimet janë llogaridhënia që të lejon t'i rishikosh qëndrimet e tua, dhe më erdhi vërtet keq që ndoshta padashur i ngjalla një farë nostalgjie apo mendime të pakëndshme në këto ditë, që edhe sikur të mos duash t'i kujtosh, janë reklamat e pafund të vitrinave që sapo i sheh, ta ringjallin atë ndjenjë. Mendova t'i shkruaja një mesazh ndjese, pasi lexova të vetin, pasi shpirti i një femre, sidomos në vend të huaj dhe ku e ndien mungesën e shtëpisë, është tepër i prekshëm dhe delikat ndaj këtyre ndryshimeve të humoreve. Më dukej se do të kalonte shumë çaste në dhomën e saj, trishtimi është i çuditshëm, pasi nuk pranon asnjë

shenjë shoqërie, asnjë shqetësim që të ta prishë vetminë e kërkuar, duke medituar për jetën dhe sesi qiriri i saj kishte kryer rrugëtimin deri më tash. Mund edhe të mos kisha të drejtë në mendimin tim, pasi njeriu ka nevojë që edhe të reflektojë, i nxitur nga një poezi, tregim apo artikull. Nëse trishtimi të mbërthen kur je vetëm, është shpirti që paguan i pari harraçin e kujtimeve. Zemra fillon të rrahë më shpejt, në mendje të kalojnë të gjitha çastet që e kanë ndikuar jetën, sytë fillojnë të përloten dhe për femrat mendimi i parë që lind në kokë është të vrapojnë para pasqyrës për të parë nëse dëmet janë të mëdha dhe të pariparueshëm për të dalë, apo me një truk të shpejtë i mbulon gjurmët e vuajtjes. Por të tilla lotë kanë edhe një të mirë, që të lehtësojnë edhe sikur të kesh qënë i ngarkuar nga dita me halle dhe probleme. Mund të tregohesha edhe pak më diplomat, duke i dërguar një tufë me lule të porositura diku në rrugën kryesore të qytetit tim, me një pusullë të shkruar edhe bukur nga dora e ndonjë shitëse zonjushe, që t'i kërkoja ndjesë. Lulet mbulojnë gjithçka, bile edhe varret, frazë që më ka mbetur në mendje qysh nga koha e rinisë në Universitet dhe që më prek gjithmonë, nëse e kuptoj se jam disi fajtor. Ose mund t'i bëja një telefonatë kortezie për të konstatuar pasojat e nostalgjisë, edhe pse e kam të qartë që femrat janë mjeshtre të fshehjes së tyre, mjaft që të mos tregohen të dobëta përballë dikujt tjetri, qoftë kjo edhe femër. Përballë

një femre dobësia merr edhe sfumatura më të thella, pasi shihet si një lloj rivaliteti që nuk njeh kufij.

E vërteta – mendova pak si vrazhdë – nuk ka nevojë për diplomaci. Do t'i ngjante sikur t'i bëje qefin vetes për disa çaste, por më pas, do të rizhyteshe në të njëjtat skena. Ndoshta bëra mirë që e lëndova pak, pasi tek mua, çastet e nostalgjisë, i zhytur në mendime, më japin më shumë forcë, përqëndrim për të parë larg. Nuk isha i sigurt nëse një ndjenjë e tillë do të merrte të njëjtin kuptim tek Laura.

Po ku ta dija unë se çfarë po përjetonte Laura? Distancat janë të pamëshirshme për të krijuar atë ndarje që të mbyll në vetmi. Me një përzjerrje ndjenje faji dhe të drejte, e mbylla reflektimin dhe vendosa të mos ndalesha në dëshirën për të preferuar disa qirinj në vend të dhuratave të zakonshme. Pagova dhe dola jashtë, por përsëri, mendimet rrodhën lumë, për qirinjtë dhe simbolshëmrinë e pafund të tyre. Sa mirë që në këtë vigjilje bleva ca qirinj? – thashë me vete. Ndoshta vetë atmosfera sikur ta bënte më këmbëngulëse idenë dhe vendimin të padiskutueshëm, të parevokueshëm.

Si nuk më lanë të qetë këta qirinj sot – shfreva dufin – me ndrojtjen se kalimtarët do të më vështronin me habi, nëse zëri do të dilte natyrshëm. Po flet me vete dhe sigurisht buzëqeshja do të lindte spontane në fytyrat e tyre. Tek vazhdoja rrugën, pa e vënë re, kisha përfunduar tek kthesa

ku zakonisht, blej edhe ndonjë pako kafe tek Mulliri i vjetër. Tashmë fantazia nuk kishte më fre, pasi po ngatërroheshin ide, nocione, histori, filozofi. Së shpejti do të festohet Krishtlindja – thashë - dhe besimtarët mezi po e presin, kështu qiriri merr kuptime të tjera, dimensione të pakonceptueshme nga mendja njerëzore, pasi flitet për të mbinatyrshmen. Në çastin e rënies së këmbanave, ata e ndezin qiririn, një rit që të paktën kremtohet dy herë, pa folur këtu për të dielat e meshave. Një rit i mistershëm që na shoqëron kudo, bile edhe mbi tortën e datëlindjes dhe gjithmonë, jeta është një linjë përvojash që të shtyn drejt më të mirës, bëhet lidhja midis qiririt dhe jetës. Do të të pëlqente sikur flaka të mos shuhej, pasi dashur padashur, duke i fryrë, edhe pse pas qëndrojnë dëshirat e shprehura në heshtje, duket sikur, ti vetë, je ai që vendos për jetën tënde, edhe kur të vijë koha e padëshirueshme e ndarjes. Përsëri qirinj dhe ide të trishta në kokë, mbi ty do të vendosin qirinj, do t'i ndezin sa herë që do të përkujtohesh apo në kisha kur të luten për shpirtrat e të vdekurve. Më pas ma pushtuan mendjen vargjet e Frashërit, misionin që kanë patur dhe kanë poetët në jetë, si farkëtuesit e identitetit kombëtar, të zgjimit të ndërgjegjes kombëtare, kur historia përpiqet që t'i shuajë me dhunë qirinjtë e ekzistencës. E sa i thellë është imazhi i një qiriri të ndezur apo fikur.

Mjaft më – u nxeva – në fund të fundit është konvencion njerëzor që nëse duam, mund ta shfuqi-

zojmë sa hap e mbyll sytë. Po e lodh kokën kot më duket me gjëra që i kemi diskutuar kaq herë me të tjerët. A ia vlen pikërisht sot, që pas nja 3 orësh do të shkoj të ndjek koncertin e tre tenorëve? Ditët deri në festa janë të shumta, por sado që përpiqesh të ndahesh nga mendimet, nuk ka mënyrë efikase që të shkëputesh prej tyre, veç të shkuarit deri në fund. Sapo përfundova këtë frazë u gjenda përballë derës së shtëpisë, ku do të qëndroja atë natë. E ndieja që imazhe njerëzish dhe qirinjsh do të ishin bashkëudhëtarët e mi të pandashëm në këtë muaj.

Dhjetor 2010

# PËRMBAJTJA

